Nasir el Xhedi'a

# SHEFATI

## NDËRMJETESIMI NË DITËN E GJYKIMIT



# Parathënie:

Falënderimet i takojnë Allahut, kërkojmë prej Tij ndihmë dhe falje, mbrojtje nga e keqja vetëve dhe punëve tona. Atë që udhëzon Allahu, nuk ka kush ta humbë, e kë humb Ai, s'ka kush ta udhëzojë. Dëshmoj se nuk ka Zot tjetër të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, i Pashoq, si dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij, paqja, bekimi, lavdërimet dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, familjen dhe shokët e tij.

Me ndihmën e Allahut vendosa të shkruaja rreth temës së Shefatit (Ndërmjetësimit) dhe çfarë lidhet me të, duke mbledhur dhe sistemuar çështjet e tij, sipas këndvështrimit të Ehli Sunetit dhe Xhematit.

# Arsyet kryesore të shkrimit rreth kësaj teme janë:

1- Mungesa e literaturës në libraritë Islame rreth kësaj teme[1], së cilës t'i jenë qartësuar detajet dhe t'i jenë mbledhur çështjet kryesore. Ndoshta ky studim arrin të bëhet referencë për lexuesit dhe studiuesit e kësaj çështjeje.

2- Rëndësia e kësaj teme, e cila ka lidhje me çështjet e Ditës së Kijametit, radhitet nga shtyllat e besimit, sikurse është e ditur. Për këtë arsye, dijetarët muslimanë e kanë vendosur këtë temë në shkrimet e tyre te çështjet e Akides (besimit).

3- Tema e Shefatit është me vlerë, ku besimtari dëshiron të jetë prej atyre që e meritojnë atë.

4- Rënia në gabime, në teori dhe praktikë, e disa grupeve në lidhje me çështjen e Shefatit, duke e tepruar apo duke lënë mangët, ndaj dhe duhet sqaruar e vërteta rreth tij.

5- Qartësimi dhe përhapja te njerëzit e këndvështrimit të drejtë e të argumentuar nga Suneti, duke u dhënë përgjigje të gjithë atyre që kundërshtojnë mbi këtë çështje, me qëllim që të ndihmohet e vërteta dhe të ruhet besimi i pastër.

Nuk ka dyshim se rruga e drejtë është ndjekja e të Parëve Tanë të Mirë, në teori dhe praktikë, të cilët ishin kapur fort pas Kur'anit dhe Sunetit duke pirë nga burimi i tyre, ndaj dhe Allahu u kënaq me ta. Duke qenë kjo "Rruga e Drejtë", nuk lejohet shmangia prej saj për të kaluar në drejtime dhe besime të kota e të shpikura.

1 Libri i vetëm që kam gjetur dhe që e trajton këtë çështje, është ai i Shefatit me autor ebu Abdurrahman Mukbil ibn Hadi'. Aty ai i kushton më shumë rëndësi e pothuajse merret vetëm me hadithet mbi këtë temë, duke mos i shqyrtuar mendimet e kundërshtarëve mbi këtë çështje.

Allahu thotë: **"Dhe kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra përmbajuni kësaj e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju shmangin nga rruga e Tij. Këto janë porositë e Tij për ju, me qëllim që të ruheni nga të këqijat."** (El-En'Amë: 153)

I Dërguari i Allahut ﷺ[2*] thotë: *"Ai që do të jetojë prej jush pas meje, do të shikojë mosmarrëveshje të shumta. Ju e keni detyrë të kapeni për Sunetin tim dhe të Halifeve të drejtë e të udhëzuar, kapuni fort pas tyre, mos i lëshon dhe largojuni risive në fe, se çdo risi është bidat, e çdo bidat është humbje"* [3].

---

2 * Komenti i shprehjes "Salallahu alejhi ue selem", është: Për sa i përket fjalës 'Salallahu', kuptimi real i saj është lavdërimi që Allahu i bën Muhamedit tek engjëjt (sipas hadithit që transmeton Ebu Alije në "Sahihul Buhari"). Ndërsa shprehja 'Selem', kuptimi i saj është ruajtja dhe largimi prej tij i të metave. Me fjalë të tjera, kur themi "Salallahu alejhi ue selem", e cila është fjali lutëse, i kërkojmë Allahut t'i japë mirësi Muhamedit, ku më kryesorja është lavdërimi i tij para engjëjve, si dhe të largojë prej tij mangësitë, ta pastrojë e ta shpëtojë prej tyre. ( Marrë nga komenti i librit "Akide Uasitijeh" i dijetarit të njohur ibn Uthejmin).

Në të gjithë librin këtë kuptim do ta hasni me simbolin ﷺ i cili lexohet (Salallahu alejhi ue Selem) dhe mbart kuptimin e lartëpërmendur. (Sh.r.)

3 Ebu Daudi në Sunen 5/14, kreu i suneteve, nënkreu "Të ndjekurit e Sunetit", shprehja është e tij; Tirmidhiu në Sunen 5/44 (dhe ka thënë: hadithi është hasen sahih); Ibn Maxheh 1/15; etj.

# Përmbajtja

**Ky studim përmban hyrjen, katër kapituj dhe mbylljen.**

**Vetë hyrja përmban:**

1- Kuptimi i Shefatit.
2- Qartësimi i Shefatit në çështjet e dynjasë.

**Kapitulli I përmban:**

Vërtetimin e Shefatit dhe argumentet për të bazuar në: a)- Kur'ani. b)- Suneti. c)- Ixhma'a.

**Kapitulli II përmban:**

Një parathënie dhe këto dy pika:

1- Llojet e Shefatit të Muhamedit ﷺ.
2- Kush bën Shefat përveç të Dërguarit të Allahut.

**Kapitulli III përmban:**

Kushtet e Shefatit dhe si arrihet, e ndarë kjo në tri studime:

1- Kushtet e Shefatit.
2- Shkaqet e përftimit të tij.
3- Rregullat e kërkimit të Shefatit prej të Dërguarit të Allahut.

**Kapitulli IV përmban:**

Shefatin sipas kundërshtarëve të Sunetit dhe përgjigjja ndaj tyre, në këto pika:
1- Hauarixhët dhe Mu'tezilitët, e ndarë në :
a)- Si e trajton drejtimi i tyre Shefatin.
b)- Paqartësitë e tyre në argumentet që kanë dhe përgjigjja ndaj tyre.
c)- Paqartësitë e tyre logjike rreth Shefatit dhe përgjigjja ndaj tyre.

2- Adhuruesit e varreve e të ngjashmit me ta, në këto pika:
a)- Drejtimi i tyre në çështjen e Shefatit.
b)- Paqartësitë dhe përgjigjja ndaj tyre.

**Mbyllja**

Këtu përmblidhen disa përfundime, të cilat i arrita gjatë shqyrtimit të kësaj teme.

**Pasqyra e lëndës**

Këtu paraqiten ajetet, hadithet dhe referencat e përdorura si dhe temat e këtij studimi.

# Metoda

Metoda që kam ndjekur në shkrimin e këtij studimi mund të përmblidhet si vijon:
1- Në kapitujt dhe pikat që flasin për vërtetësinë e Shefatit, llojet, kushtet dhe rregullat e tij, jam mbështetur në tekstet e Kur'anit dhe Sunetit, si dhe kam marrë nga thëniet e dijetarëve të umetit, të hershëm dhe të tanishëm.
2- Nuk kam përdorur të gjitha tekstet e Kur'anit dhe Sunetit gjatë argumentimit, me qëllim që të mos zgjatesha, por u mjaftova me disa prej tyre.
3- Gjatë argumentimit me hadithet nuk kam përdorur veçse ato që janë njohur si të vërteta, sipas rregullave të dijetarëve të hadithit, si dhe kam tërhequr vërejtjen rreth disa haditheve të dobëta apo të shpikura që lidhen me temën e Shefatit.
4- Hadithet i kam nxjerrë nga librat përkatës të Buhariut dhe Muslimit, dhe jam mjaftuar me to. Ato që nuk gjendeshin, i kam nxjerrë nga librat e tjerë të besueshëm të haditheve, duke e shoqëruar hadithin me gjykimin që i kanë bërë dijetarët.
5- Nuk kam përmendur biografitë e dijetarëve që kam cituar, duke mos dashur të zgjatem, sepse shumica e tyre janë të njohur.
6- Jam treguar objektiv duke cituar edhe thëniet kundërshtare të Sunetit nga vetë librat e tyre, sidomos thëniet e Mu'tezilitëve, për shkak të librave të shumtë që kanë, përkundër Hauarixhëve, ku librat e tyre janë të pakët.
Kjo ishte një parathënie e përmbledhur rreth këtij studimi, duke qenë i vetëdijshëm se nuk është përpjekje e madhe si dhe mund të ketë dobësitë e veta, sepse njeriu nuk i shpëton dot mangësisë dhe harresës.
Lus Allahun të m'i falë gabimet dhe kërkoj prej Tij shpërblim.
Paqja, bekimi dhe lavdërimet e Allahut qofshin mbi të Dërguarin tonë, Muhamedin, vula e profetëve.

# Hyrje

Përmbajtja e saj:
1- Kuptimi i Shefatit në: a)- Gjuhën Arabe b)- Terminologjinë Islame.
2- Qartësimi i Shefatit në çështjet e dynjasë.

**A- Kuptimi i Shefatit në gjuhën Arabe:**
Ibn Faris ka thënë se fjala Shefa tregon shoqërimin e dy gjërave, dhe esh-Shef'a është e kundërta e "Vitrit"(tekut)[4].Thuhet: Ishte tek dhe e shoqërova (i bëra shefat) atë[5]. "...Shefati është fjala e ndërmjetësuesit te mbreti (apo te pushtetari) për një hall apo nevojë që ka dikush tjetër ..."[6].
Ragib Asfahani thotë në librin "el- Mufradatë" te fjala e Allahut në suren en-Nisa, ajeti 85: "Kush ofron ndihmë (ndërmjetësim) të mirë, do të ketë pjesë nga ajo, dhe kush ofron ndihmë për ndonjë të keqe, do të ngarkohet me të,...". "Ofron" do të thotë: kush bashkohet me dikë, e ndihmon dhe bëhet ndërmjetësues për të, në një punë të mirë apo të keqe. Duke e ndihmuar dhe duke iu bërë atij krah, ai merr pjesë në dobinë apo të keqen e kësaj pune. Gjithashtu thotë se Shefati është bashkimi me dikë tjetër për ta ndihmuar dhe për të kërkuar ndihmë për të, si dhe në të shumtën e rasteve përdoret për të ndërmjetësuar tek ai që ka pozitë dhe shkallë më të lartë, e kështu me radhë"[7]. Imam Sefarini thotë për këtë: "Është tamam sikur ndërmjetësuesi bashkon kërkesën e tij me kërkesën e atij për të cilin ndërmjetëson"[8].
Pas kësaj që u tha, nxjerrim si përfundim se baza e kësaj fjale (Shefatit) tregon bashkimin e dy gjërave dhe shoqërimin e tyre, dhe se Shefati ka ardhur nga fjala "shef'a", e cila ka kuptimin e kundërta e fjalës "tek" (vitër). Atëherë Shefati qenka bashkimi me dikë tjetër, me qëllim ndihmesën e tij.

**B- Kuptimi i Shefatit në terminologjinë Islame:**
Ibn Ethiri e ka përkufizuar atë duke thënë: "Shefati është kërkesa për mosmarrjen parasysh (në përgjegjësi) të gjynaheve dhe gabimeve"[9].

4 Mu'xhem Mekajis el-Lugah e ibn Farisit 3/201.
5 Es-Sihah e Xhuheriut 3/1238.
6 Lisan el-Arab 8/184 me shkurtime.
7 El-Mufradatë fi garib el-Kur'an e Ragib Asfahanit f. 263.
8 Leuamia' el-En'uar e Sefarinit.
9 En-Nihaje fi garib el-hadith e ibn Ethirit 2/485.

Gjithashtu në një përkufizim tjetër thuhet se Shefati është kërkesa për të mirë, në dobi të dikujt tjetër[10].
Kur meditojmë këto dy përkufizime, shohim se i pari e kufizon Shefatin vetëm te kërkesa për largimin e së keqes dhe gabimeve, kurse i dyti e kufizon vetëm në sjelljen e të mirave. Në të vërtetë, kërkesa e Shefatit nuk kufizohet me njërën nga të dyja anët, madje ka lidhje herë me njërën dhe herë me tjetrën. Për këtë arsye disa e kanë përkufizuar Shefatin kështu: ai është ndërmjetësimi për dikë, me qëllim sjelljen e ndonjë të mire apo heqjen e ndonjë të keqeje[11]. Ky është përkufizim i plotë, i cili i përfshin të dyja anët së bashku, si dhe vlen për Shefatin qoftë për çështjet e dynjasë, qoftë për çështjet e botës tjetër (Ahiretit).

**2- Qartësimi i Shefatit në çështjet e dynjasë.**

Me Shefat nënkuptohet ndërmjetësimi tek ata që kanë të drejta, pozitë dhe pushtet, për të plotësuar nevojat dhe qarë hallet e të tjerëve, për t'u dhënë atyre të drejtat që u takojnë apo të ndalojnë padrejtësitë që u janë bërë, e tjera si këto.

Ky Shefat është dy llojesh:
A- I lejuar dhe i pëlqyeshëm
B- I ndaluar dhe i urryer.

Imam Neveviu thotë: "Është i pëlqyeshëm Shefati për ata që kanë halle dhe nevoja, të cilat nuk bien ndesh me fenë. Ky Shefat bëhet te pushtetari apo mëkëmbësi, apo te çdokush nga njerëzit, me qëllim largimin e një padrejtësie, apo të një ndëshkimi (Te'azir)[12], apo dhënien e ndonjë shpërblimi për ndonjë nevojtar etj.
Ndërsa Shefati në dënimet ligjore (Hudud)[13] është i ndaluar, po kështu edhe në mbështetjen e së kotës apo në hedhjen poshtë të së vërtetës"[14].
Pra Shefati lejohet për dhënien e të drejtave apo heqjen e padrejtësive dhe që janë të lejuara. Kjo gjë është një vepër e mirë dhe e lavdërueshme.

10 Leuamia' el-En'uar e Sefarinit 2/203.
11 Komenti i "Lum'atil I'tikad" e shejh ibn Uthejmini f.128, shiko edhe "Sherh el-Usul el-hamse" e Kadi AbdulXhebar f. 688.
12 **"Te'azir"** është një dënim edukues që jepet nga gjykatësi, për të cilin nuk ka ndonjë masë të caktuar, por është më i ulët sesa Hududi. (Sh.p)
13 **"Hudud"** janë dënimet ligjore të përcaktuara qartë nga Sheriati. (Sh.p.)
14 Komenti i Sahih Muslimit e imam Neveviut 16/177,178 me shkurtime.

Përkundër Shefatit për shkeljen e të drejtave, vendosjen dhe mbështetjen e së kotës apo heqjen e dënimit ndaj atij që e meriton ku përpjekja në të është e urryer dhe e papranuar. Për atë që thamë, kemi si argument fjalën e Allahut: "*Kush ofron ndihmë të mirë, do të ketë pjesë nga ajo, dhe kush ofron ndihmë për ndonjë të keqe, do të ngarkohet me të. Allahu është i plotfuqishëm ndaj çdo gjëje*." (En-Nisa 85).

Imam ibn Kethiri thotë në komentin e pjesës së ajetit "*Kush ofron ndihmë të mirë, do të ketë pjesë nga ajo*": "Kush përpiqet në një çështje që ka si përfundim diçka të mirë, i takon pjesë (shpërblim) nga ajo. Ndërsa për pjesën tjetër të ajetit: "*E kush ofron ndihmë të keqe, do të ngarkohet me të* ": Ka gjynah nga kjo punë që erdhi si rezultat i përpjekjes dhe nijetit të tij."

Muxhahid ibn Xhebr ka thënë: "Ky ajet ka zbritur për Shefatet që njerëzit bënin për njëri- tjetrin"[15]. Ai që bën Shefat të mirë (për punë të mirë), ka shpërblim edhe nëse nuk pranohet, sepse ai bëri atë që kishte mundësi. Ibn Xheriri transmeton se Hasen Basriu ka thënë: "Kush bën Shefat për punë të mirë, i takon shpërblim edhe nëse nuk pranohet ndërmjetësimi (Shefati) i tij, sepse Allahu thotë: "*Kush ofron ndihmë (ndërmjetësim) të mirë, do të ketë pjesë nga ajo*", dhe nuk thotë: nëse do t'i pranohej atij Shefati"[16].

Nga argumentet e Sunetit përmendim atë çka transmetohet në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit, nga Ebu Musa El Esh'ari (Allahu qoftë i kënaqur me të) që thotë se i Dërguari i Allahut ﷺ, kur i vinte dikush për t'i kërkuar, apo i kërkohej që të qante hallin e dikujt, thoshte: *"Ndërmjetësoni që të shpërbleheni dhe Allahu vendos nëpërmjet gjuhës së të Dërguarit të Tij çfarë të dojë"* [17]. Gjithashtu transmetohet në librat e mësipërm nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Kurejshët i shqetësoi çështja e gruas nga fisi Mahzum, e cila kishte vjedhur, dhe thanë: Kush mund t'i flasë të Dërguarit të Allahut ﷺ, e të ketë kurajën të ndërmjetësojë tek ai, përveç Usames, të cilin ai e do shumë? E Usama i foli dhe i Dërguari i Allahut tha: *"A po ndërmjetëson në një prej vendimeve për dënim të vendosur nga Allahu?!"* pastaj u ngrit dhe u foli njerëzve: "*O ju njerëz, ata që kanë qenë para jush, kanë humbur (nga rruga e drejtë), sepse kur vidhte i fismi, nuk e dënonin, por kur vidhte i dobëti, e dënonin. Betohem në Allahun, se sikur Fatimja, bija e Muhamedit, të vidhte, do t'ia prisja dorën*" [18]. Në këtë hadith ka argument për ndalesën e Shefatit

15 Tefsiri i ibn Kethirit 1/532.

16 Xhamiu' el-Bejan 5/186.

17 Sahih Buhari 2/18, kreu i Zekatit, nënkreu: "Nxitja për sadaka (lëmoshë) dhe ndërmjetësim në të"; Sahih Muslimi 4/2026, kreu i Mirësisë, Lidhjes (farefisnore) dhe Edukatës, nënkreu: "Lavdërimi i Shefatit në atë çka nuk është haram; dhe shprehja është e Buhariut.

18 Sahih Buhari 7/16, kreu i Dënimeve (Hudud), nënkreu: "Ndalesa e Shefatit në çështjet e

në dënime, kur çështja i ka mbërritur gjykatësit apo organit kompetent. Për këtë arsye, Buhariu e ka radhitur këtë hadith në nënkreun: "Urrejtja ndaj ndërmjetësimit për heqjen e dënimeve, kur çështja është kallëzuar te pushtetari". E mbështet këtë ajo që hadithi ka ardhur nga disa drejtime[19].
Ibn Haxheri përmend se Abdul Berri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Nuk di të ketë ndonjë mospajtim që Shefati për gabuesit është i mirë, përderisa çështja nuk ka mbërritur te gjykatësi apo pushtetari. Këtij të fundit i takon të zbatojë dënimin kur çështja mbërrin tek ai". Ndërsa imam Maliku ka bërë dallim ndërmjet asaj që njihet si e dëmshme ndaj njerëzve dhe asaj që nuk njihet si e tillë, dhe thotë: "Nuk bëhet ndërmjetësim për të parën (të dëmshmen), pavarësisht nëse ka mbërritur çështja tek udhëheqësi (imami) apo jo, e ndërsa për të dytën (që nuk njihet si e dëmshme për njerëzit) nuk ka të keqe nëse ndërmjetësohet për të derisa nuk i ka mbërritur çështja imamit"[20].
Kjo ishte një përmbledhje e shkurtër për Shefatin që lidhet me çështjet e dynjasë, ndërsa qëllimi kryesor i studimit tonë është Shefati që lidhet me çështjet e Ahiretit (botës tjetër), e Allahu është Ndihmësi i vetëm tek i cili varet suksesi.

dënimeve kur çështja është ngritur (ka shkuar) te gjykatësi (apo prijësi i muslimanëve)"; Sahih Muslim 3/1315, kreu i Dënimeve, nënkreu: "Prerja e dorës së vjedhësit me ose pa pozitë dhe ndalesa e Shefatit në Dënime (Hudud)"; dhe shprehja është e Buhariut.
19 I ka sjellë këto drejtime ibn Haxheri. Shiko Fet'h el-Bari 12/95.
20 Referenca e mësipërme 12/95.

“E kush është ai që mund të
ndërhyjë tek Ai (Allahu),
përveç se me lejen e Tij?”

(el-Bekare: 255)

## Vërtetimi i Shefatit dhe argumentet për të:

Përmban argumentet nga: 1- Kur'ani 2- Suneti 3- Ixhma'a

Argumentet që vërtetojnë Shefatin në Ditën e Gjykimit. Kjo mbështetet nga Kur'ani, Suneti si dhe të parët tanë të mirë janë në unanimitet për vërtetësinë e tij.

**Kur'ani**: Në Kur'an fjala Shefat me të gjitha format e saj gramatikore përmendet 26 herë dhe shumica e ajeteve që kanë lidhje me të, flasin për Shefatin e Ahiretit (botës tjetër), kushtet dhe mohimin e tij për ata që nuk e kanë merituar etj.
Disa nga ajetet që flasin për kushtet e tij, janë: "*E kush është ai që mund të ndërhyjë tek Ai (Allahu), përveç se me lejen e Tij?*" (el-Bekare: 255)
"*... dhe ata nuk mund të ndërhyjnë veçse për ata që Ai (Allahu) është i kënaqur me ta.*" (el-Enbija: 28)
"*Ndërmjetësues nuk do të ketë, vetëm pasi të lejojë Ai (Allahu)..*" (Junus:3)
"*Atë ditë asnjë ndërhyrje nuk do të vlejë, veçse për atë që i Gjithëmëshirshmi ka dhënë leje dhe fjala e të cilit është e pranuar nga Ai (Allahu)*" (Taha: 109)
"*E sa engjëj ka në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk bën dobi, vetëm pasi Allahu të japë leje për atë që dëshiron dhe është i kënaqur për të?*" (en-Nexhm:26)
Për kushtet e Shefatit do të flasim në mënyrë të hollësishme në kapitullin përkatës. Ajetet që flasin për mohimin e Shefatit ndaj atyre që nuk u takon (e ata janë mosbesimtarët), janë:
"*... ku nuk do të ketë as mbrojtës, as ndërmjetësues për ata veç Tij,..*" (el-En'am: 51).
"*... nuk do të ketë asnjë që t'u bëhet shok, as ndërmjetësues për zullumqarët (politeistët dhe keqbërësit)..*"(Gafir:18).
"*Kështu, asnjë ndërmjetësim i ndërmjetësuesve nuk do t'u bëjë dobi*" (el-Mudethir: 48).
Mohimi i Shefatit për jobesimtarët në këto ajete e në të tjera si këto, na bën të kuptojmë se Shefati do të ketë dobi vetëm për besimtarët. Kjo përkon me mënyrën e argumentimit të çështjes së shikimit të Allahut prej besimtarëve në Ditën e Kijametit, ku Allahu thotë për jobesimtarët: "*Jo dhe jo! Atë ditë do të jenë të penguar prej (shikimit të) Zotit të tyre*" (el-Mutaffifinë: 15), dhe kur jobesimtarët e kanë të ndaluar shikimin e Allahut, për shkak të zemërimit të Tij, atëherë ky është argument se ata që Allahu i do, pra besimtarët, do ta

shikojnë Atë, sikurse e kanë pohuar dijetarët e Ehli Sunetit[21].
Këto janë disa nga ajetet e Shefatit, të cilat i përmenda vetëm si shembuj, sepse në vijim, inshallah, do të përmend ajete të tjera. Ndërkaq, kush dëshiron të shtojë njohuritë mbi argumentet e Kur'anit rreth Shefatit, le të kthehet te librat që kanë shkruar komentuesit e Kur'anit rreth ajeteve të Shefatit.

**Suneti**: Shefati është përmendur shumë herë në hadithet profetike. Në një kohë kur Kur'ani përmend kushtet dhe kriteret e Shefatit tek Allahu në Ditën e Gjykimit, Suneti ka qartësuar llojet dhe cilësitë e tij, si dhe llojet e ndërmjetësuesve dhe të atyre për të cilët bëhet ndërmjetësimi. Hadithet e Shefatit janë të qarta dhe të vërteta në pohimin e tij. Ato janë aq të shumta, sa kanë arritur shkallën e hadithit "Muteuatir"[22*]. Ibn Ebu Asim ka thënë: "Hadithet që na janë transmetuar nga i Dërguari i Allahut ﷺ rreth Shefatit që ai do të bëjë në Ditën e Gjykimit, pasi Allahu do ta lejojë me mirësinë e Tij, janë të vërteta dhe bëjnë të domosdoshme dijen me realitetin që përmbajnë ato rreth Shefatit"[23]. Ibn Tejmije thotë: "Hadithet e Shefatit janë të shumta, prej tyre ka në Sahihun e Buhariut dhe në atë të Muslimit, si dhe në libra të tjerë hadithesh si Es-Sunen dhe Musnede, ku numri i tyre vjen duke u shtuar"[24]. Dijetari Muhamed ibn Ahmed es-Sefarini (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Shefati i të Dërguarit të Allahut është një element që bazohet në shpalljen dhe për të cilin kanë ardhur hadithe që kanë arritur shkallën "Muteuatir" .[25] Ndërsa për vërtetësinë e Shefatit që do të bëhet prej tjetërkujt veç të Dërguarit të Allahut thotë: "Duhet të besohet se tjetërkush, veç të Dërguarit të Allahut ﷺ, prej ndërmjetësuesve do të ndërmjetësojnë në këtë Ditë, sepse ka hadithe të vërteta dhe të përafërta në kuptim që mbështesin këtë gjë".[26]
Ndërsa tani po përmend shembuj nga hadithet e vërteta që flasin për Shefatin e të Dërguarit të Allahut ﷺ: Enes ibn Malik (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se i Dërguari i Allahut ka thënë: "*Për çdo të dërguar ka pasur nga një lutje, me të cilën është lutur dhe i është plotësuar, ndërsa unë e*

21 P.sh. shiko librin "Udhëzuesi i shpirtërave" i ibn Kajimit.(Versioni arabisht: f.237).
22* Hadithi "Muteuatir" është ai që transmetohet nga një grup i madh transmetuesish, aq sa është e pamundur që të gjithë të bien dakord për të gënjyer. Sh.p.
23 Es-Sunneh e ibn ebi Asim 2/399.
24 El- Fetaua 1/314.
25 Leuami'a el-En'uar el-Behije e Sefarinit 2/208.
26 Referenca e mësipërme 2/209.(Me shkurtime).

*ruajta lutjen time si Shefat për umetin tim në Ditën e Kijametit"* [27]. Buhariu dhe Muslimi.
Në një transmetim tjetër të Muslimit nga Ebu Hurejra thuhet: *"Çdo i dërguar ka pasur një lutje të pranuar dhe të gjithë e bënë atë, ndërsa unë e ruajta lutjen time si Shefat për umetin tim në Ditën e Gjykimit".*[28] Dijetarët thonë se kemi të bëjmë me një lutje që bëhet e ditur se është e plotësuar për profetët, si dhe me të realizohet dëshira e tyre. Vërtet, sa e sa lutje u janë pranuar profetëve. Po kështu edhe të Dërguarit tonë ﷺ i janë pranuar aq lutje sa nuk numërohen, por gjendja e tyre (profetëve) gjatë këtyre lutjeve ka qenë ndërmjet shpresës dhe frikës, ndërsa për këtë lutje (të veçantë) iu sigurua se do të pranohet, ndaj dhe përgjigjja ishte e sigurt.[29] Ibn Huzejme thotë: "I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ, e vonoi lutjen e tij për ta pasur si Shefat për umetin e tij në Ditën e Gjykimit, nga mirësia dhe mëshira e madhe që kishte për umetin. Allahu e shpërbleftë të Dërguarin tonë, Muhamedin, sa më mirë, me atë që shpërblen një të Dërguar, dhe lutemi që ta ngrejë në vendin e nderuar (Makamun Mahmud), të cilin Allahu ia ka premtuar për të ndërmjetësuar. Allahu nuk e shkel premtimin e Tij dhe do t'ia plotësojë të Dërguarit atë lutje që nuk e bëri për në dynja, por në kohën e Shefatit për umetin e tij në Ditën e Gjykimit".[30]
Gjithashtu në Sahihun e Buhariut e të Muslimit transmetohet nga Xhabir ibn Abdullah (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: *"Më janë dhënë pesë gjëra që nuk i janë dhënë kujt para meje..."* dhe përmend prej tyre: *"më është dhënë Shefati".*[31]
Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: *"Unë jam zotëria i bijve të Ademit në Ditën e Kijametit e nuk mburrem, jam i pari që do të dal nga varri, jam i pari që do të ndërmjetësoj dhe i pari që i pranohet ndërmjetësimi"*[32].
Ebu Seid el-Hudriu (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton nga i Dërguari i Allahut ﷺ, ku në një hadith të gjatë thotë: *"...dhe Allahu i Madhëruar*

---

27 Sahih. Buhari 7/145, kreu i lutjeve, nënkreu i dytë; Sahih. Muslimi 1/190, kreu i Besimit, nënkreu: "Ruajtja e lutjes së të Dërguarit të Allahut ﷺ , si Shefat për umetin e tij". Shprehja është e Buhariut.
28 Sahih. Muslimi 1/189.
29 "Esh-Shefa bi Te'arifi Hukuk el-Mustafa" i Kadi El-Ijad 1/223.
30 "Kitab et-Teuhid" i ibn Huzejmes 2/622.
31 Buhari 1/86, kreu i Tejemumit, nënkreu i parë; Muslimi 1/371, kreu i xhamijave dhe vendeve të faljes, hadithi i tretë.
32 Muslimi 4/1782, kreu i vlerave, nënkreu: " Vlera e të Dërguarit tonë Muhamed mbi të gjitha krijesat".

*thotë: Engjëjt ndërmjetësuan, të Dërguarit ndërmjetësuan dhe besimtarët ndërmjetësuan...”* [33].

Përsëri Ebu Seid el-Hudriu transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: *“Ndërsa banorët e Zjarrit, të cilët do të qëndrojnë gjithmonë në të, nuk do të vdesin e as nuk do të jetojnë (nga dënimi i rëndë), vetëm se disa njerëz që i ka kapur Zjarri për gjynahet e tyre, do t’i kapë një vdekje, derisa të bëhen si qymyri, atëherë jepet leja për Shefat. Vihet me ta grupe-grupe më vete dhe shpërndahen në lumenjtë e Xhenetit, pastaj thuhet: O banorët e Xhenetit, hidhni mbi ta ujë, e atëherë ata ngrihen siç mbin fara nga toka, në të cilën hidhet uji”*[34].

Këta janë vetëm disa shembuj nga hadithet e Muhamedit ﷺ, rreth çështjes së Shefatit. E duke dashur të mos zgjatem, do të përmendim dhe hadithe të tjera në kapitujt që vijojnë.

**Ixhma’a**: Të parët tanë të mirë kanë rënë dakord rreth vërtetësisë së Shefatit në Ditën e Kijametit, ashtu siç ka ardhur në tekstet Kur’anore dhe hadithet profetike. Për vërtetësinë e tij kanë dëshmuar shokët e të Dërguarit të Allahut, sahabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta), të cilët kanë transmetuar hadithet e Shefatit, pastaj ata që erdhën pas tyre, tabi’inët (Allahu i mëshiroftë), pastaj ndjekësit e tyre deri në ditët tona, aq sa ka dashur Allahu. Shefatin, apo disa lloje të tij, e kanë mohuar vetëm bidatçinjtë.

Ixhma’an rreth vërtetësisë së Shefatit e kanë përmendur një grup dijetarësh.

Ja disa shembuj:

Ebu Hatimi dhe Ebu Zur’a kanë thënë: “Kemi takuar dijetarë në të gjitha vendet...një prej mendimeve të tyre ka qenë ...se Shefati është i vërtetë”[35].

Një nga çështjet për të cilat është rënë dakord dhe që është përmendur edhe nga Ebu Hasan el-Esh’ariu, është ajo e Shefatit ku ai thotë: “Është rënë dakord se i Dërguari i Allahut ﷺ, do të bëjë Shefat për ata që kanë bërë gjynahe të mëdha nga umeti i tij, siç dhe do të nxjerrë (me lejen e Allahut) njerëz të umetit të tij (nga Zjarri), pasi janë bërë si qymyri.”[36]

Imam Neveviu transmeton se Kadi El Ijad ka thënë për Shefatin: “Për Shefatin kanë rënë dakord të parët, të vonshmit e ata që kanë ardhur pas

33 Buhari 8/182, kreu i Teuhidit, nënkreu: “Fjala e Allahut “Disa fytyra atë Ditë do të shkëlqejnë (Nadirah)”; Muslimi 1/170, kreu i Besimit, nënkreu: “Njohja e rrugës së Pamjes”. Shprehja është e Muslimit.

34 Muslimi 1/172, kreu i Besimit, nënkreu: “Vërtetimi i Shefatit dhe nxjerrja e njehsuesve nga Zjarri”.

35 Akidja e ebu Hatimit dhe e ebu Zur’as f.199.(Punoi ebu Abdullah el-Hadad).

36 “Risaletu Usul Ehli Sunne uel Xhema” f.90.(Punoi d. Muhamed Sejjid el-Xhelind).

tyre."[37]

Ibn Tejmije ka thënë: "Ndërsa për Shefatin që i Dërguari i Allahut ﷺ , do të bëjë për gabuesit e umetit të tij, kanë rënë dakord (për vërtetësinë e tij) sahabët, tabi'inët e të gjithë dijetarët e katër medh'hebeve, e të tjerë veç tyre. Ndërsa e kanë mohuar këtë Shefat shumë nga bidatçinjtë."[38]

Imam Sefarini thotë gjatë fjalës së tij për Shefatin: "Të parët tanë të mirë kanë rënë në unanimitet për Shefatin, para se të shfaqeshin bidatçinjtë,"[39].

Gjithashtu prej dëshmive rreth unanimitetit të Ehli Sunetit për vërtetësinë e Shefatit në Ditën e Kijametit, është dhe fakti se shumë dijetarë të Ehli Sunetit që kanë shkruar librat e Akides (Besimit), e kanë përmendur në to Shefatin. Nga këta libra po përmendim:

"Kitab Et-Teuhid" i Ibn Huzejmes 2/588;
"Akide Tahauije" i imam Tahauit (komenti nga Ibn Ebi el-Izz) 1/282;
"Kitab Esh-Sheriah e El-Axhurit" f.258;
"Sherh uel Ibaneh ala Usul es-Sunneh ued –Dijaneh" i Ibn Battah f.303;
"Sherh Usul El I'tikad Ehli Sunneh ue Xhema'a" i Imam El-Lalikait 2/1089;
"Akide El-Uasitije" i Ibn Tejmies f. 215;
"Medarixh es-Salikin" i Ibn Kajimit 1/340;
"Leuami'a el-En'uar" i Sefarinit 2/204;
"Kitab et-Teuhid" i Muhamed ibn Abdul Uehab f.51, etj;

Së fundi mund të them se këto argumente, e të tjerë gjatë studimit, janë mëse të mjaftueshme për besimtarin, i cili kërkon të vërtetën rreth Shefatit në Ditën e Kijametit, me kushtet dhe llojet e tij.

Imam El-Lalikai përmend në librin e tij "Sherh Usul El I'tikad Ehli Sunneh ue Xhema'a", pasi tregon disa argumente për Shefatin, se Hanbeli (bashkëkohës i Ahmed ibn Hanbel) ka folur me imam Ahmedin rreth haditheve që transmetohen për çështjen e Shefatit. Imam Ahmedi i ka thënë: "Këto janë hadithe të vërteta, i besojmë dhe i pranojmë", i thashë: Por a do të ketë njerëz që do të dalin nga Zjarri? Ai tha: "Po, e nëse nuk do të pranojmë atë që na e ka sjellë i Dërguari i Allahut ﷺ , atëherë kemi refuzuar dhe fjalën e Allahut sepse Ai thotë në Kur'an: "... *çka t'ju japë i Dërguari, merreni, e çka t'ju ndalojë, përmbajuni*" (El-Hashr: 7) I thashë se edhe Shefatin? Ai tha: "Sa e sa hadithe janë transmetuar nga i Dërguari i Allahut për Shefatin dhe

37 Komenti i Neveviut mbi Sahih Muslimin 3/35.
38 Fetaua 1/148.
39 Leuami'a el-En'uar 2/208. Autori përmend gjithashtu fjalët e imam el-Hakemi dhe të shejh Muhamed Siddik Hasen rreth kësaj çështjeje, por për të mos u zgjatur nuk po i përmend, sepse kanë të njëjtin kuptim.(Sh.p.)

rezervuarin (haudin), e tij në Ditën e Gjykimit, por ka që i përgënjeshtrojnë këto dhe i bëjnë kritika, si thëniet e disa Hauarixhëve, të cilët thonë se Allahu nuk nxjerr njeri nga zjarri pasi ta ketë futur aty. Falënderimet i qofshin Allahut që nuk na sprovoi me atë që sprovoi ata”[40].

Imam Ebu Bekr El-Axhuri ka vendosur një kapitull të librit të tij me vlerë “Sheriati”, me titullin “Kapitulli: Obligimi i të besuarit te Shefati”. Dhe në fund të tij, pasi përmend një numër tekstesh që vërtetojnë Shefatin, thotë: “Ka rënë poshtë argumenti i atij që ka përgënjeshtruar Shefatin, mjerë për të nëse nuk pendohet”. Pastaj transmeton me senedin e tij se Enes ibn Maliku (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: “Kush përgënjeshtron Shefatin, nuk ka për të përfituar prej tij”[41].

40 “Sherh Usul Itikad Ehli Sunneh” 6/1111.

41 “Sheriah” i Axhiriut f.337; “Sherh Usul Itikad Ehli Sunneh” 6/1110,1111. Ibn Haxher përmend se Seid ibn Mansur e ka transmetuar me sened të vërtetë nga Enesi (Fet’h el-Bari 11/426).

O Muhamed!
Ngrije kokën,
kërko e do të të jepet, ndërmjetëso
dhe do të të lejohet.

Buhari 5/225, kreu i Tefsirit,
surja e Beni Israil (Surja El Isra),
Muslimi 1/184, kreu i Besimit.
Shprehja është e Muslimit

## Llojet e Shefatit

1- Llojet e Shefatit të Muhamedit ﷺ.
2- Ndërmjetësuesit e tjerë përveç Muhamedit ﷺ.

Hyrje

Në kapitullin e parë të argumentimit të vërtetësisë së Shefatit në Ditën e Kijametit, gjatë leximit të haditheve të Muhamedit ﷺ, si dhe fjalëve të dijetarëve, bëhet e qartë se Shefati ndahet sipas ndërmjetësuesve dhe sipas llojit të tij. Në disa raste do të ndërmjetësojë Muhamedi ﷺ, e në disa të tjera të tjerë përveç tij.
Për këtë arsye, nënkreu i parë do të kufizohet në qartësimin e llojeve të Shefatit që bën Muhamedi ﷺ, prej të cilave disa janë të veçanta e disa janë të përgjithshme për të e për tjetërkënd veç tij.
Ndërsa nënkreu i dytë lidhet me qartësimin e llojeve të ndërmjetësuesve të tjerë.

### Nënkreu i parë

Llojet e Shefatit të Muhamedit ﷺ

### 1-Shefati i Madh

Ai është Shefati i parë dhe i veçantë vetëm për Muhamedin ﷺ, në dallim me vëllezërit e tij të Dërguar. Ky do të ndodhë në kohën kur njerëzit, Ditën e Kijametit, do t'i kërkojnë Ademit, pastaj Nuhut, Ibrahimit, Musait dhe Isait, që të ndërmjetësojnë tek Allahu për të filluar gjykimin e njerëzve dhe për t'u ndryshuar atyre vendin e qëndrimit në të cilin ndiejnë vështirësi. Askush nga të Dërguarit nuk merr përsipër të ndërmjetësojë, duke ia pasuar atë njëri-tjetrit, derisa arrin çështja tek i Dërguari ynë Muhamedi ﷺ, i cili ndërmjetëson tek Allahu për njerëzit. Ky Shefat është më i madhi, e për këtë arsye quhet Shefati i Madh. Ai është i përgjithshëm për të gjithë njerëzit, pavarësisht nga besimet e tyre të ndryshme. Gjithashtu ky Shefat është vendi i nderuar (Mekamun Mahmud), sipas mendimit të shumicës së dijetarëve,[42] vend ky të cilin Allahu ia ka premtuar Muhamedit në fjalën e

42 Për më shumë hollësi shiko çfarë thuhet rreth "Makamul Mahmud" në librat që vijojnë: Teuhidi i ibn Huzejme 2/724; Tefsiri i ibn Xherir Taberiut 16/143; Sherh Usul Itikad Ehli Sun-

Tij: "*Zoti yt do të të ngrejë në Gradën e Lartë të premtuar (Mekamun Mahmud - Vendin e nderit të Ndërmjetësimit të Madh në Ditën e Kijametit)*"(Isra: 79). Ky Shefat mbështetet nga një transmetim i Buhariut nga Abdullah ibn Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: "*Njeriu qëi vazhdimisht do t'u lypë njerëzve (duke mos pasur nevojë), do të vijë Ditën e Kijametit dhe në fytyrën e tij nuk i ka mbetur copë mish*", - pastaj vazhdoi: "*Dielli do të afrohet Ditën e Kijametit, aq sa djersët do të mbërrijnë gjysmën e veshit. Në këtë gjendje njerëzit i kërkojnë ndihmë Ademit, pastaj Musait e në fund Muhamedit ﷺ, i cili ndërmjetëson që të bëhet gjykimi i njerëzve. Shkon derisa të kapë rrethin e portës (me të cilin trokitet në derë), e në këtë kohë Allahu e ngre në Pozitën e Lavdërimit (Mekamun Mahmud), pozitë që të gjithë e lëvdojnë*"[43].
Abdullah ibn Umeri ka thënë: "*Njerëzit në Ditën e Kijametit do të bëhen grupe-grupe, çdo umet do të ndjekë të Dërguarin e tij, ku do t'i thonë: O filan! Ndërmjetëso (për ne tek Allahu), derisa e drejta për Shefat do t'i jepet Muhamedit ﷺ. E kjo është dita kur Allahu do ta ngrejë atë në Vendin e Lartë të Nderit (për Shefatin e Madh në Ditën e Kijametit)*[44]"
Ebu Hurejra ka thënë: "Një ditë i ofruan të Dërguarit të Allahut ﷺ, mish për të ngrënë, iu ofrua një copë shpatull, të cilën e pëlqente shumë. Ai kapi prej saj një copë me majat e dhëmbëve dhe tha: "U*në do të jem zotëria i njerëzve në Ditën e Kijametit, dhe a e dini pse? Allahu do të grumbullojë njerëzit në Ditën e Kijametit, të parët dhe të fundmit, në një rrafsh të vetëm, ku i arrin zëri i thirrësit dhe i përfshin shikimi, e Dielli afrohet sa njerëzit ndiejnë vështirësi dhe pikëllim, aq sa nuk i rezistojnë dot. Disa njerëz u thonë disa të tjerëve: a nuk e shikoni se në çfarë gjendje jemi? A nuk e shikoni se çfarë ju ka rënë? A nuk po shikoni se kush mund të ndërmjetësojë për ju te Zoti juaj? Disa të tjerë thonë: shkoni tek Ademi. Ata shkojnë dhe i thonë: O Adem! Ti je babai i njerëzimit, Allahu të ka krijuar me duart e Tij, ka fryrë te ti nga shpirti i krijuar prej Tij, si dhe ka urdhëruar engjëjt e ata të ranë ty në sexhde, ndërmjetëso për ne te Zoti yt, a nuk e shikon se deri ku ka arritur çështja? Ai u thotë: Zoti im është zemëruar sot si kurrë më parë, e kurrë nuk do të zemërohet më pas si tani. Ai më ndaloi nga "pema" që të mos haja prej saj, e unë e kundërshtova. Vetja ime! Vetja ime! Shkoni te ndonjë tjetër, shkoni te Nuhu! Ata shkojnë te Nuhu dhe i thonë: O Nuh! Ti je i pari i të Dërguarve, Allahu të ka quajtur "rob falënderues", ndërmjetëso për ne te Zoti yt! A nuk e shikon se*

---

neh uel Xhema'ah e Elkaiut 6/1111; Tefsiri i Kurtubiut 10/309; Fet'h el-Bari 8/400,11/426.
43 Buhari 2/130, Kreu i Zekatit, nënkreu: "Kush u kërkon njerëzve për të shtuar (pasurinë dhe jo se ka nevojë. Sh.p.)".
44 Buhari 5/228, kreu i Tefsirit, surja e Beni Israil, nënkreu : "Fjala e Allahut:"Zoti yt do të të ngrejë ty në Gradën e Lartë të premtuar (Makamun Mahmud)"".

*në ç'gjendje jemi? A nuk e shikon se deri ku ka arritur çështja? Ai u thotë: Zoti im është zemëruar sot si kurrë më parë, e kurrë nuk do të zemërohet më pas si si tani. Një lutje (të pranuar) që e kam pasur, e bëra kundër popullit tim. Vetja ime! Vetja ime! Shkoni tek Ibrahimi! Ata shkojnë tek ai dhe i thonë: Ti je i Dërguar i Allahut dhe mik i Tij nga banorët e tokës, ndërmjetëso për ne te Zoti yt! A nuk e shikon se në ç'gjendje jemi? A nuk e shikon se deri ku ka arritur çështja? Ai u thotë atyre: Zoti im është zemëruar sot si kurrë më parë, e kurrë nuk do të zemërohet më pas si tani, dhe u kujton atyre "gënjeshtrat e tij"[45]. Vetja ime! Vetja ime! Shkoni te dikush tjetër, shkoni te Musai! Ata shkojnë te Musai dhe i thonë: O Musa! Ti je i Dërguar, Allahu të ka përzgjedhur duke të dhënë Shpallje (Risaleh) e duke të të folur drejtpërdrejt, ndërmjetëso për ne te Zoti yt, a nuk e shikon se në ç'gjendje jemi? A nuk e shikon se deri ku ka arritur çështja? Ai u thotë: Zoti im është zemëruar sot si kurrë më parë, e kurrë nuk do të zemërohet më pas si tani. Unë kam vrarë një njeri, për të cilin nuk isha i urdhëruar ta vrisja. Vetja ime! Vetja ime! Shkoni tek Isai! Ata shkojnë tek Isai dhe i thonë: O Isa! Ti je i Dërguar i Allahut, u ke folur njerëzve kur ishe në djep, ti je Fjalë prej Tij (Allahut), të cilën Ai e vendosi te Merjemja si shpirt i krijuar prej Tij. Ndërmjetëso për ne te Zoti yt! A nuk e shikon se në ç'gjendje jemi? A nuk e shikon se deri ku ka arritur çështja? Isai u thotë: Zoti im është zemëruar sot si kurrë më parë, e kurrë nuk do të zemërohet më pas si tani - dhe nuk u përmend ndonjë gabim. -Vetja ime! Vetja ime! Shkoni te dikush tjetër, shkoni te Muhamedi ﷺ ! Shkojnë te Muhamedi dhe i thonë: O Muhamed! Ti je i Dërguar i Allahut dhe vula e Lajmëtarëve. Allahu të ka falur gabimet e kaluara dhe të mëvonshme, ndërmjetëso për ne te Zoti yt! A nuk e shikon se në ç'gjendje jemi? A nuk e shikon se deri ku ka arritur çështja? Dhe unë nisem dhe shkoj nën Arshin (e Allahut) dhe bie në sexhde për Zotin tim, pastaj Allahu më frymëzon disa lavde dhe falënderime për Të, të cilat nuk ia kishte frymëzuar tjetërkujt para meje, pastaj thuhet: O Muhamed! Ngrije kokën, kërko e do të të jepet, ndërmjetëso dhe do të të lejohet. E ngre kokën dhe them: O Zot! Umeti im, umeti im! Thuhet: O Muhamed! Fut në Xhenet prej umetit tënd atë që nuk ka llogari, nga porta e djathtë e portave të Xhenetit, e ata do të hyjnë me njerëzit edhe nga portat e tjera veç kësaj. Pasha Atë në dorën e të cilit është shpirti im, distanca ndërmjet dy anëve të një dere prej dyerve të Xhenetit është sa distanca ndërmjet Mekës dhe Hexherit (qytet në lindje të Medines), ose sa distanca ndërmjet Mekës dhe Busras (qytet në jug të Sirisë)"[46].*

Ibn Huzejme, pasi është argumentuar me këtë hadith për vërtetësinë e

45 Përmenden këto "gënjeshtra" në Sahih Buhari 4/112, shiko Fet'h el-Bari 6/391-394.

46 Buhari 5/225, kreu i Tefsirit, surja e Beni Israil (Surja El Isra), Muslimi 1/184, kreu i Besimit. Shprehja është e Muslimit.

Shefatit të Madh, thotë: "Ky Shefat që na është përshkruar, është i pari që bëhet, si dhe i pari me të cilin ndërmjetëson i Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ , me qëllim që Allahu të fillojë gjykimin ndërmjet krijesave. Allahu në këtë Shefat e urdhëron të Dërguarin Muhamed ﷺ , që të fusë në Xhenet, nga porta e djathtë e tij, ata (njerëz nga umeti i tij) mbi të cilët nuk rëndon llogaria."[47]

**2- Shefati për hapjen e derës së Xhenetit për banorët e tij.**

Enes ibn Maliku (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: "*Unë jam ndërmjetësuesi i parë për në Xhenet, asnjë i Dërguar nuk ka pasur pasues aq sa kam pasur unë. Ka të dërguar që nuk e ka besuar dhe pasuar nga umeti i tij, veçse një njeri*"[48] Gjithashtu transmetohet nga Enesi (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i Dërguari i Allahut ﷺ , ka thënë: "*Do t'i afrohem derës së Xhenetit në Ditën e Kijametit dhe do të kërkoj të hapet, e roja i tij do të thotë: Kush je ti? Do t'i them: Muhamedi. Ai: Për ty jam urdhëruar ta hap dhe për asnjë tjetër para teje*"[49]
Ebu Hurejra dhe Ebu Hudhejfe (Allahu qoftë i kënaqur me të dy) tregojnë se i Dërguari i Allahut ﷺ , ka thënë: "*Allahu i Lartësuar i grumbullon njerëzit (Ditën e Kijametit), e besimtarët qëndrojnë derisa u afrohet Xheneti, i shkojnë Ademit dhe i thonë: O babai ynë! Kërko të hapet Xheneti për ne! Ai: a nuk ju nxori prej tij (Xhenetit) veçse gabimi i babait tuaj (Ademit)?! Nuk jam unë për këtë, shkoni te biri im Ibrahimi, miku i Allahut! Ai tha: Dhe Ibrahimi u thotë: Nuk*

47 Teuhidi i ibn Huzejme. Për efekt mos zgjatjeje po sjell shkurtimisht diskutimin e disa dijetarëve që përmend autori, rreth asaj pse shumica e të parëve tanë të mirë kur vinte puna te Shefati i Madh, argumentoheshin me këtë hadith, në të cilin nuk përmendet qartë Shefati i të Dërguarit të Allahut për nisjen e gjykimit, gjë që iu kërkua nga njerëzit që të shpëtonin nga gjendja e rënduar ku kishin rënë. Por ajo që përmendet qartë, është Shefati për nxjerrjen e gabuesve të umetit nga Zjarri, i cili ndodh pasi të jetë bërë gjykimi dhe të jenë futur në Zjarr ata që e kanë merituar. Me këtë pjesë të hadithit, këta dijetarë mjaftoheshin në argumentimin e tyre për këtë lloj Shefati, në një kohë që ka edhe hadithe të tjera që flasin më qartë për Shefatin e Madh si p.sh. hadithi i Surit (Bririt të cilit i fryhet në Ditën e Kijametit). Ibn Kethiri në librin e tij "En-Nihaje fil Fiteni uel Melahim" e sqaron këtë duke thënë: "Qëllimi i të parëve tanë të mirë në të mjaftuarit vetëm me këtë pjesë të hadithit (që ka të bëjë me nxjerrjen e gabimtarëve të umetit nga Zjarri), ka qenë kundërpërgjigjja ndaj Hauarixhëve dhe atyre që i ndjekin ata prej Mu'tezilitëve, të cilët kanë mohuar daljen e kujtdo nga Zjarri, pasi ai të ketë hyrë në të, sepse kjo pjesë e hadithit është kundërpërgjigje e qartë ndaj bidatit të tyre që kundërshton hadithet".Sh.P.
48 Muslimi 1/188, kreu i Besimit, nënkreu: "Fjala e të Dërguarit të Allahut: "Unë jam i pari i njerëzve që ndërmjetësoj për të hyrë në Xhenet".
49 Referenca e mësipërme.

*jam unë për këtë, unë isha mik i Allahut pas disa të tjerëve, shkoni te Musai, të cilit Allahu i foli vetë me fjalë! Ata shkojnë te Musai dhe ai u thotë: Nuk jam unë për këtë, shkoni tek Isai, Fjala e Allahut dhe shpirti i krijuar prej Tij, dhe Isai u thotë: Nuk jam unë për këtë, dhe i shkojnë Muhamedit ﷺ, i cili ngrihet dhe i jepet leje…”* [50].

Këto hadithe dhe të tjera si këto na argumentojnë se Muhamedi ﷺ , është i pari i ndërmjetësuesve për banorët e Xhenetit për të hyrë në të. Në këtë këndvështrim, ky lloj Shefati është i veçantë për të ﷺ. Ibn Tejmije thotë për këtë lloj Shefati dhe atë para këtij: “Këto dy lloje të Shefatit janë të veçanta për Muhamedin ﷺ . Sikurse i Dërguari ynë, Muhamedi ﷺ është i pari që kërkon hapjen e derës së Xhenetit, e cila më pas i hapet, po ashtu edhe i pari umet që do të hyjë në Xhenet prej popujve është umeti i tij”[51]

Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺka thënë: “*Ne jemi umeti i fundit (në Dynja), të parët në Ditën e Kijametit, të parët që hyjmë në Xhenet”*[52]. Kjo është një nga mirësitë, bujaritë dhe përzgjedhja e Allahut të Lartësuar për këtë umet, umetin e Muhamedit, vulës së Lajmëtarëve, prijësit dhe të nderuarit të të parëve dhe të mëvonshmëve.

### 3- Shefati për lehtësimin e dënimit të atij që e ka merituar

Ky Shefat është i veçantë për të Dërguarin e Allahut ﷺ, të cilin do ta bëjë për xhaxhain e tij, Ebu Talibin. Argumenti për këtë është ajo që transmetohet në Sahihun e Buhariut dhe të Muslimit nga Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të) i cili ka thënë: O i Dërguari i Allahut! A i ka bërë dobi Ebu Talibit fakti që ai të mbronte dhe zemërohej për ty? Tha: “*Po, ai është në Zjarrin që i mbërrin deri te kyçet e këmbëve dhe po mos të isha unë (shkak), ai do të qëndronte në fundin e tij (Zjarrit)*”[53]

Ebu Seid el-Hudriu (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ , kur është përmendur në praninë e tij Ebu Talibi, ka thënë: “*Ndoshta i bën dobi Shefati im në Ditën e Kijametit, dhe vihet në Zjarrin që i mbërrin deri te kyçet e këmbëve, prej të cilit do t’i vlojnë trutë.”*[54] Nga kjo del se shkaku i Shefatit të të Dërguarit të Allahut ﷺ për xhaxhain e tij në

50 Muslimi 1/186.
51 Fetaua 3/147.
52 Muslimi 2/585, kreu i Xhumasë, nënkreu: “Udhëzimi i këtij umeti për ditën e Xhuma”.
53 Buhari 4/247, kreu i vlerave të Ensarëve, nënkreu: “Historia e Ebu Talibit”; Muslimi 1/195, kreu i Besimit, nënkreu: “Shefati i të Dërguarit të Allahut për Ebu Talibin”. Shprehja është e Muslimit.
54 Referenca e mësipërme.

lehtësimin e dënimit, është se ai e mbrojti dhe e ndihmoi atë. Duke pasur kështu edhe dënimin më të lehtë të banorëve të Zjarrit. Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të dy) tregon se Muhamedi ﷺ, ka thënë: "*Dënimin më të lehtë prej banorëve të Zjarrit e ka Ebu Talibi, që do të veshë këpucë prej zjarri, prej të cilave do t'i vlojnë trutë.*"[55] Duhet të dimë mirë se ky Shefati nga i cili do të ketë dobi Ebu Talibi, duke qenë jobesimtar (kafir), është për lehtësimin e dënimit dhe jo për nxjerrjen e tij nga Zjarri (për këtë çështje do të flitet më me hollësi).

**4- Shefati në rritjen e shkallëve të Xhenetit për disa banorë të tij**

Argumenti për këtë, siç thotë Ibn Kethiri[56], është ai që transmetohet në hadithin e Ebu Musa El Esh'ariut (Allahu qoftë i kënaqur me të), në të cilin thuhet se Muhamedi e ka dërguar xhaxhain e Ebu Musës, Ebu Amirin (Allahu qoftë i kënaqur prej tij), në krye të një ushtrie për në Eutas, ku Ebu Amiri u godit nga një shigjetë në gjurin e tij dhe ai i thotë Ebu Musës: O djali i vëllait tim! Nisu për tek i Dërguari i Allahut ﷺ, dhe bëji selam prej meje. Thuaji se Ebu Amiri kërkon prej teje që t'i lutesh Allahut që të më falë! Ebu Musa thotë: Pastaj Ebu Amiri më caktoi në krye të ushtrisë, jetoi pak dhe pastaj vdiq. Sapo u ktheva tek i Dërguari i Allahut ﷺ, hyra tek ai dhe e njoftova për çka ndodhi duke i thënë: Ebu Amiri ka kërkuar t'i lutesh Allahut që ta falë. I Dërguari i Allahut kërkoi ujë, me të cilin mori abdes, e pastaj ngriti duart dhe tha: "*O Allah! Fale Abijd Ebu Amirin*", aq sa pashë të bardhën e sqetullave të tij, pastaj tha: "*O Allah! Ngrije atë në Ditën e Kijametit mbi shumë prej krijesave të Tua, ose prej njerëzve*", i thashë: Lutu edhe për mua o i Dërguari i Allahut ﷺ! Dhe i Dërguari i Allahut tha: "*O Allah! Falja Abdullah ibn Kajsit (Ebu Musa) gabimet e tij dhe fute Ditën e Gjykimit në Xhenet.*"[57]
Umu Seleme (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ, është lutur për Ebu Selemen kur vdiq, duke thënë: "*O Allah! Fale Ebu Selemen, ngrija shkallën (gradën) me të drejtët dhe të udhëzuarit, lër dikë pas nga pasardhësit e tij, na fal ne dhe atë o Zot i botëve dhe zgjeroja e ndriçoja varrin*"[58]. Ky lloj Shefati (për ngritjen e shkallëve në Xhenet) thuhet se është

55 Muslimi 1/196, kreu i Besimit, nënkreu: "Ai që ka dënimin më të lehtë nga banorët e Zjarrit".
56 Shiko "En-Nihaje fil Fiteni uel Melahim" 2/206. Me këtë është argumentuar edhe ibn Kajimi, por mos duke qenë i prerë, shiko "Tehdhib Sunen Ebi Daud" i ibn Kajimit.
57Buhariu 5/101, kreu i Betejave, nënkreu: "Beteja e Eutasit"; Muslimi 4/1943, kreu i vlerave të sahabëve, nënkreu: "Vlerat e Ebu Musa El Esh'ariut dhe Ebu Amir Esh'ariut".
58 Muslimi 2/634, kreu i Xhenazes, nënkreu: "Mbyllja e syve të të vdekurit dhe lutja për të kur e sjellin".

i veçantë për të Dërguarin e Allahut ﷺ [59], siç edhe thuhet gjithashtu se nuk është i veçantë për të ﷺ, por ka përparësi në të.[60]

## 5- Shefati për hyrjen në Xhenet pa llogari

Argument për këtë është transmetimi nga Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të ta), sipas të cilit i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: "*Para meje u shfaqën popujt, ku një profet kaloi me umetin e tij. Pas tij një profet tjetër e me të disa njerëz, e më pas një profet tjetër e me të dhjetë veta, dhe më pas një profet e me të pesë veta, e më pas një profet e me të një i vetëm. Hodha shikimin, kur ja një numër i madh njerëzish, dhe thashë: O Xhibril! Ata janë umeti im! Ai tha: Jo, por hidhe shikimin në horizont, -hodha shikimin, kur ja një numër akoma më i madh, dhe ai tha: Ata janë umeti yt, shtatëdhjetë mijë veta janë në ballë të tyre, nuk ka për ta llogari e as dënim. Unë: E pse? Ai: Ata nuk mjekoheshin me djegie, as nuk kërkonin të shëroheshin me fryrje (nga dikush tjetër) as nuk ishin supersticiozë dhe te Zoti i tyre mbështeteshin*." Ukashe ibn Mihsin iu drejtua dhe i tha: Lute Allahun që të më bëjë prej tyre! I Dërguari i Allahut ﷺ tha: "*O Allah! Bëje atë prej tyre!*", pastaj u ngrit një tjetër dhe tha: Lute Allahun që të më bëjë (edhe mua) prej tyre! Ai tha: "*Ta kalojë për të Ukashe.*"[61]

Gjithashtu transmetohet nga Ebu Hurejra që thotë se ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ, të thotë: "*Do të hyjë në Xhenet një grup prej shtatëdhjetë mijë vetësh, fytyrat e tyre ndriçojnë si drita e Hënës kur është e plotë, dhe ngrihet Ukashe...*»[62]

Imran ibn Hasijn (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: "*Shtatëdhjetë mijë vetë nga umeti im do të hyjnë në Xhenet pa llogari*", i thanë: e kush janë ata o i Dërguar i Allahut? Ai tha: "*Janë ata që nuk mjekoheshin me djegie...*"[63]. Në disa libra hadithesh transmetohet nga Ebu Umame el-Bahiliu (Allahu qoftë i kënaqur me të) që thotë se ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ, të thotë: "*Zoti im më ka premtuar se do të fusë në Xhenet shtatëdhjetë mijë vetë nga umeti im. Për ta nuk ka llogari e as dënim, me çdo një mijë, shtatëdhjetë mijë (të tjerë),....*"[64] Gjithashtu edhe më parë është

59 Fetaua 14/399; "Leuami'a El-En'uar" 2/211.
60 Shiko "E'alam es-Sunne el-Menshura" i Hafidh El Hakemi f.116.
61 Buhari 7/199, kreu i Rikak, nënkreu: "Do të hyjnë në Xhenet 70 mijë vetë pa dhënë llogari", Muslimi 1/199, kreu i Besimit, nënkreu: "Argumenti për hyrjen e disa grupeve prej muslimanëve në Xhenet, pa dhënë llogari dhe pa u dënuar".
62 Buhari 7/199; Muslimi 1/197.
63 Muslimi 1/198.
64 Tirmidhiu 4/626, kreu: "Përshkrimi i Kijametit, kapitujt e Shefatit" dhe thotë Tirmidhiu:

përmendur hadithi i Ebu Hurejres për Shefatin e Madh, ku në fundin e tij thuhej: "...*O Muhamed! Fut prej umetit tënd atë që nuk ka llogari, prej portës së djathtë prej portave të Xhenetit...*"

## 6- Shefati për ata që kanë bërë gjynahe të mëdha

Me këtë nënkuptohen ata që kanë kundërshtuar Allahun, duke qenë njësues (të Tij), të cilët kanë hyrë në Zjarr për shkak të gabimeve (gjynaheve) të tyre. Për ta bën Shefat i Dërguari i Allahut ﷺ , dhe të tjerë përveç tij, me qëllim që të dalin nga Zjarri pasi kanë hyrë. Prej argumenteve që mbështesin këtë lloj Shefati, është ai që transmetohet nga M'abed ibn Hilal el-Unezi, i cili thotë: "U grumbulluam disa vetë nga banorët e Basras dhe shkuam tek Enes ibn Maliku, me vete kishim dhe një të besuar të tij që ta pyeste rreth hadithit të Shefatit, ndërkaq ai gjendej në shtëpinë e tij dhe po falte namazin e Duhasë. I morëm leje dhe na lejoi. Duke qenë ulur në shtratin e tij, i thamë të besuarit të tij: mos e pyet për asgjë para hadithit të Shefatit, dhe i tha: O Ebu Hamza! Këta janë vëllezërit e tu (në Islam) prej banorëve të Basras, kanë ardhur te ti për të të pyetur rreth hadithit të Shefatit. Enesi tha: Na ka rrëfyer i Dërguari i Allahut ﷺ , duke thënë: "*Kur të ndodhë Dita e Kijametit, do të vërshojnë njerëzit mbi njëri-tjetrin e do t'i shkojnë Ademit e do t'i thonë: ndërmjetëso për ne te Zoti yt, dhe ai do t'u thotë: nuk më takon mua ajo, por shkoni tek Ibrahimi, sepse ai është miku i (Allahut) të Gjithëmëshirshmit. I shkojnë Ibrahimit dhe ai u thotë: nuk më takon mua ajo, por shkoni te Musai, është ai që i ka folur vetë Allahu. I shkojnë Musait dhe ai u thotë: nuk më takon mua ajo, por shkoni tek Isai, ai është shpirti i krijuar prej Allahut dhe Fjala e Tij. I shkojnë Isait dhe ai u thotë: nuk më takon mua ajo, por shkoni te Muhamedi ﷺ , dhe ata më vijnë mua e u them: unë jam për të dhe kërkoj leje tek Allahu. Më jepet leja dhe Ai më frymëzon dhe unë e falënderoj me fjalë që nuk i di tani, e falënderoj me to dhe bie për Të në sexhde, e thuhet: O Muhamed! Ngrije kokën, thuaj e do të dëgjohesh, kërko e do të të jepet, ndërmjetëso e do të të lejohet të ndërmjetësosh. Them: O Zot! Umeti im, umeti im. Thuhet: Nisu dhe nxirr prej tij atë që ka në zemër besim sa kokrra e elbit*[65]*, nisem dhe e bëj këtë, pastaj kthehem dhe e falënderoj (Allahun) pastaj bie për Të në sexhde dhe thuhet: O Muhamed!*

Ky është hadith hasen garib; Ibn Maxheh 2/1433; Ahmedi 5/268; Sheh Albani thotë: Isnadi është sahih (shiko: "Mishkat el-Mesabih e Tebrizit". 3/1542).

65 Ibn Huzejme thotë se kuptimi është: "Disa prej atyre që kanë në zemër këtë masë besimi, sepse të tjerë përveç të Dërguarit të Allahut ﷺ , çdo të ndërmjetësojnë gjithashtu". Shiko Kitab et-Teuhid 2/728,729.

*Ngrije kokën, thuaj e do të dëgjohesh, kërko e do të të jepet, ndërmjetëso e do të të lejohet të ndërmjetësosh. Them: O Zot! Umeti im, umeti im. Thuhet: Nisu dhe nxirr prej tij kë ka besim në zemrën e tij sa një grimcë apo sa një kokërr sinapi (hardel), nisem dhe e bëj këtë, pastaj kthehem dhe e falënderoj (Allahun) pastaj bie për Të në sexhde. Thuhet: O Muhamed! Ngrije kokën dhe fol të dëgjohesh, kërko dhe do të të jepet, ndërmjetëso dhe do tët lejohet të ndërmjetësosh. Them: O Zot! Umeti im, umeti im. Dhe thotë: Nisu dhe nxirr prej tij kë ka besim në zemrën e tij sa grimca më e vogël e sinapit, nisem dhe bëj këtë"*. Sapo dolëm nga shtëpia e Enesit, u thashë disa prej shokëve sikur të kalonim nga Hasan El Basri. Ai ndodhet i fshehur në shtëpinë e Ebu Halifes,[66] shkuam tek ai, i dhamë selam dhe na dha leje. I thamë: O Ebu Seid! Erdhëm te ti pasi ishim te vëllai yt (në fe) Enes ibn Maliku, e nuk kemi dëgjuar si ajo që na rrëfeu rreth Shefatit. Ai: Pa hë, më tregoni. Ne i treguam hadithin aq sa e dëgjuam dhe ai tha: "*Vazhdoni*". Ne: "Nuk na rrëfeu më shumë se kaq. Ai: Më ka rrëfyer mua - kur ai ishte më i ri - para njëzet vjetësh, e nuk e di a ka harruar apo nuk i ka pëlqyer që të mbështeteni (te ky hadith). Ne: O ebu Seid! Na trego! Qeshi dhe tha: Njeriu nga natyra e tij është i nxituar, nuk jua përmenda vetëm se dua t'jua tregoj. Më ka rrëfyer çfarë ju ka treguar juve, tha (dhe ky është vazhdimi i hadithit): "*pastaj kthehem për të katërtën herë dhe e falënderoj me këto falënderime, pastaj bie për Të në sexhde dhe thuhet: O Muhamed! Ngrije kokën, thuaj e do të dëgjohesh, kërko e do të të jepet, ndërmjetëso e do të të lejohet të ndërmjetësosh. Them: O Zot! Më lejo të ndërmjetësoj për atë që ka thënë LA ILAHE ILALLAH. Thotë (Allahu): Pasha Fuqinë, Lavdinë, Pushtetin dhe Madhështinë Time, do të nxjerr prej tij (Zjarrit) kush ka thënë: LA ILAHE ILALLAH.*"[67]

Enes ibn Maliku tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ , ka thënë: "*Allahu do t'i grumbullojë njerëzit në Ditën e Kijametit dhe ata do të thonë: sikur të kërkonim ndërmjetësim te Zoti ynë sa të na heqë nga vendi që ndodhemi. Tha: i shkojnë Ademit... ,*" derisa i Dërguari i Allahut ﷺ tha: "*... dhe më vijnë mua e unë i kërkoj Allahut leje, kur e shikoj Atë, bie në sexhde dhe më lë kështu sa do Ai, pastaj më thuhet: ngrije kokën, kërko e do të të jepet, fol e do të dëgjohesh, ndërmjetëso e do të të lejohet ndërmjetësimi. E ngre kokën, falënderoj Zotin tim me fjalë që m'i mëson Ai, pastaj ndërmjetësoj dhe më vendos (cakton) një kufi (njerëzish),*

66 Hasen Basriu ka qenë i fshehur në shtëpinë e ebu Halifes që të mos binte në dorën e Haxhaxh ibn Jusuf, ndërsa vetë ebu Halifja është Haxhaxh ibn Iban el-Basriu.(Shiko Fet'h el-Bari 13/476; Sherh Sahih Muslim i Neveviut 3/64).

67 Buhari 8/202, kreu i Teuhidit, nënkreu: "Shefati i Zotit të Lartmadhëruar në Ditën e Kijametit me të Dërguarit e të tjerë veç tyre"; Muslimi 1/182, kreu i Besimit. Shprehja është e Buharit.

*pastaj i nxjerr nga Zjarri dhe i fus në Xhenet, pastaj kthehem dhe bie në sexhde njëlloj (si në të tretën herë apo të katërtën), aq sa nuk mbetet në Zjarr veçse ai që ka mbajtur Kur'ani."* [68], d.m.th. veç ata që e kanë merituar qëndrimin në të.
Imran ibn Hasijn (Allahu qoftë i kënaqur me të dy) se i Dërguari i Allahut ﷺ , ka thënë: "*Një numër njerëzish do të dalë nga Zjarri me Shefatin e Muhamedit ﷺ , dhe hyjnë në Xhenet, e kështu do të quhen Xhehenemijunë"* [69].
Enes ibn Maliku përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: "*Shefati im është për ata nga umeti im që kanë bërë gjynahe të mëdha"* [70].
Gjithashtu për këtë çështje transmetohen hadithe nga Xhabir ibn Abdullah dhe Abdullah ibn Umer. Abdullah ibn Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me ta) transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ , ka thënë: "*Më është dhënë të zgjedh ndërmjet Shefatit, ose të hyjë gjysma e umetit tim në Xhenet, dhe unë zgjodha Shefatin, sepse ai është më i përgjithshëm dhe më i mjaftueshëm. A mendoni se (Shefati) është vetëm për besimtarët e devotshëm? Jo, por ai është dhe për gabuesit dhe mëkatarët"* [71].
Për sa u përket haditheve që kaluan dhe të tjera përveç tyre, sahabët, tabiinët dhe të gjithë dijetarët e muslimanëve kanë rënë dakord dhe nuk e mohojnë këtë (lloj Shefati) veçse bidatçinjtë[72], si Hauarixhët dhe Mu'tezilitët (për këtë flitet me hollësi më pas). Ky lloj i Shefatit nuk është i veçantë vetëm për të Dërguarin e Allahut ﷺ, por është i përgjithshëm për të, si dhe për të tjerë përveç tij nga robërit e Allahut të Lartësuar. Vetëm se i Dërguari i Allahut është më parësor dhe askush nuk ndërmjetëson prej krijesave të Tij në të njëjtën masë që ndërmjetëson ai, sepse ai ndërmjetëson për krijesa që nuk e di numrin e tyre veç Allahu[73]. Ndërkaq, edhe më parë kemi përmendur disa hadithe që mbështesin këtë që thamë.

---

68 Buhari 7/203, kreu i Rikak, nënkreu i cilësisë së Xhenetit dhë Zjarrit; Muslimi 1/180, kreu i Besimit.
69 Referenca e mësipërme e Buhariut.
70 Ebu Daud 5/106, kreu i Sunetit, nënkreu i Shefatit; Tirmidhiu 4/625, kreu i përshkrimit të Kijametit /11 dhe thotë: Ky hadith është hasen sahih garib nga kjo anë; Imam Ahmedi 3/213; Ibn Huzejme në "Kitab et-Teuhid" 2/651; etj. Ibn Kethiri thotë: Isnadi i këtij hadithi është sahih sipas kushteve të Buharit dhe Muslimit (Tefsiri i ibn Kethirit 1/488) dhe thotë Albani: Hadithi është sahih me drejtimet e tij (Kitab es-Sunneh e ibn Ebi Asim me komentet e Albanit).
71 Imam Ahmedi në "Musned" 2/75; Sabuni në "Akiden e selefëve" f.260; Bejhekiu në "Kitab el-Itikad" f.202; El Lalikai në "Sherh el-Usul" 6/1104. Mundhiriu thotë: E transmeton Ahmedi dhe Taberani dhe isnadi është i mirë (Tergib ue Terhib 4/448). Etj.
72 Shiko "Sherh el-Usul" i El Lalikai-t 6/1089; Fetaua 1/148.
73 Tefsiri i ibn Kethirit 3/65; "Mearixh el-Kabul" i El Hakemi- t 2/261; "Kijametul Kubra" i Umer El Eshkar f.190.

**Çështje**: A përfshin ky lloj i Shefatit atë që ka merituar Zjarrin, për të mos hyrë në të?

Po të meditojmë në hadithet e sipërpërmendur, që flasin në çështjen e Shefatit për ata që kanë bërë gjynahe të mëdha, do të gjejmë se këto hadithe ndahen në dy kategori:
a)-Hadithe që tregojnë vetëm për Shefatin në nxjerrjen e gabuesve nga Zjarri, pasi kanë hyrë në të.
b)- Hadithe që janë të përgjithshme rreth Shefatit, i cili bëhet për ata që kanë bërë gjynahe të mëdha pa përcaktuar se a kanë hyrë në Zjarr apo jo, si p.sh. hadithi: "*Shefati im është për ata që kanë bërë gjynahe të mëdha nga umeti im*" etj., të ngjashëm me të.
Ndoshta ai që pohon për Shefatin, i cili bëhet për ata që kanë merituar Zjarrin për të mos hyrë në të, është bazuar mbi anën përgjithësuese të këtyre haditheve. Imam Ibn Kethiri është argumentuar në librin e tij "En-Nihaje fil-Fiteni uel-Melahim" për ndodhinë e këtij lloj Shefati, me dy hadithe[74], të cilat i transmeton nga Ebu Bekër ibn Ebi Dun'ja. Hadithi i parë transmetohet nga Abdullah ibn Abasi, sipas të cilit i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Për të Dërguarit në Ditën e Kijametit do të ngrihen minbere (podiume) të arta, mbi të cilat ata do të ulen. Unë nuk do të ulem në minberin tim, por do të qëndroj në këmbë para Allahut të Lavdishëm, i ngritur për umetin tim, nga frika se mos më dërgojnë në Xhenet dhe umeti im ngelet pas, pastaj do të them: O Zot! Umeti im, e Ai thotë: O Muhamed, e çfarë do që të bëj me umetin tënd? I them: O Zot, shpejtoje llogarinë e tyre, e Allahu urdhëron dhe bëhet llogaria e tyre, ku nga të cilët ka që hyjnë në Xhenet me mëshirën e Allahut e nga ata që hyjnë në të me Shefatin tim. E do të vazhdoj të ndërmjetësoj derisa më jepet një grup me njerëz, të cilët ishin nisur për t'u dërguar në Zjarr, e Maliku, roja i Xhehenemit, do të thotë: O Muhamed, nuk le vend për zemërimin e Zotit ndaj umetit tënd*" [75].
Ndërsa hadithi i dytë transmetohet nga Minhal ibn Amiri se Abdullah ibn

74 Këto dy hadithe janë të dobëta, sikurse do të vijë sqarimi i kësaj çështjeje inshallah.
75Taberani në Kebir 10/385, në Ueset (Mexhme'a el-Bahrejni) 8/119; me këtë shprehje afërsisht e ka transmetuar edhe Hakim në "Mustedrek" 1/66, kreu i Besimit, dhe thotë: "Ky hadith e ka isnadin të vërtetë vetëm se Buhariu dhe Muslimi nuk mbështeten te Muhamed ibn Thabit el-Benani, e ai ka pak hadithe, i mbledh ato, e vetë hadithi është garib në çështjen e Shefatit. Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë transmetuar këtë hadith". E mbyll Dhehebiu duke thënë: "E kanë konsideruar të dobët (d.m.th. el-Benanin) jo më pak se një dhe hadithi është munker"; ....; Hejthemiu thotë: " ... në të është Muhamed ibn Thabit e ai është i dobët", Mexhme'a ez-Zeuaid 10/380.

Harithi i ka thënë se i Dërguari i Allahut ﷺ i ka thënë: "*Do të kaloj te disa njerëz të umetit tim, për të cilët ishte dhënë urdhër që të futeshin në Zjarr, e ata thonë: O Muhamed, ta kërkojmë ty Shefatin. Ai: I urdhëroj engjëjt të ndalojnë me ta dhe nisem e kërkoj leje për te Zoti im i Lavdëruar. Më jepet leje, bie në sexhde dhe them: O Zot, për disa nga umeti im ke dhënë urdhër që të futen në Zjarr. Allahu thotë: Nisu dhe nxirr prej tyre atë që do Allahu të nxjerrësh, pastaj thërrasin ata që mbetën: O Muhamed, ta kërkojmë ty Shefatin, kthehem për te Zoti im dhe kërkoj leje. Më jepet leja bie në sexhde dhe Ai thotë: Ngrije kokën, kërko e do të të jepet, ndërmjetëso e do të të lejohet të ndërmjetësosh. Ngrihem e lavdëroj Allahun me lavde që nuk i ka bërë kush, pastaj them: për disa nga umeti im është dhënë urdhër të futen në Zjarr, e Ai thotë: Nisu dhe nxirr prej tyre kush ka thënë LA ILAHE ILALLAH. Dhe them: edhe kush ka në zemër besim sa një kokërr fare. Ai thotë: O Muhamed, kjo nuk është për ty, kjo është për Mua. Tha: nisem e nxjerr atë që do Allahu mbesin disa që hyjnë në Zjarr dhe banorët e Zjarrit i lëndojnë me fjalë duke u thënë: ju ishit që adhuronit Allahun dhe nuk i bënit shok Atij, e ndërkaq Ai ju futi në Zjarr. Tha: ata pikëllohen për këtë gjë e Allahu dërgon një melek, ku në njërin krah të tij kishte ujë me të cilin spërkat në Zjarr dhe nuk mbetet kush nga ata që kanë thënë LA ILAHE ILALLAH, veçse bie në fytyrën e tij një pikë uji, tha: e ata njihen (dallohen) me të dhe banorët e Zjarrit do t'i kenë zili, pastaj ata dalin dhe hyjnë në Xhenet, ku u thuhet: nisuni! Ata shkojnë si mysafirë te njerëzit (në Xhenet) dhe nëse të gjithë do të shkonin te një i vetëm (si mysafirë), do të kishte vend për ta, e kështu do të quhen"Muxherredinë" (të zhveshurit)*" [76]. Ibn Kethiri thotë: Ky kontekst tregon për shtimin e Shefatit deri në tri herë për ata që meritojnë të futen në Zjarr, me qëllim që të mos hyjnë në të, duke qenë kuptimi i fjalës "nxirr"-shpëto, me argument fjalën e të Dërguarit të Allahut ﷺ pas kësaj: "*... dhe mbesin disa që hyjnë në Zjarr ...*" E Allahu e di më së miri[77].

Ndërkaq nuk jam ndaluar në hadithe të tjera që i përkasin kësaj çështjeje. Nga ata që e kanë mbështetur këtë lloj Shefati, i cili bëhet për atë që ka merituar futjen në Zjarr për shkak të gjynaheve të tij, është imam Neveviu[78],

---

76Ky hadith është i dobët për shkak të irsal-it (përcjellësve) të tij, në isnad ndodhet Ismail ibn Abid ibn Ebi Kerimeh, për të cilin ebu Bekër Xhea'bi ka thënë se rrëfen nga Muhamed ibn Seleme çudira (Tehdhib et-Tehdhib 1/318,319) dhe ai është transmetuesi prej tij në këtë isnad.

77 "En-Nihaje" i ibn Kethirit 2/203-206.

78 Komenti i Sahih Muslimit 3/35,58.

Ibn Tejmije[79], Ibn Haxheri[80], Muhamed Sefarini[81], Allahu i mëshiroftë të gjithë. Ndërsa nga ata që kanë abstenuar në këtë çështje, është imam Ibn Kajim, i cili thotë: "Për këtë lloj të Shefatit nuk kam ndeshur deri tani në ndonjë hadith që të jetë argument për këtë"[82].
Ndoshta të abstenuarit në këtë çështje që ka të bëjë me përfshirjen ose jo të Shefatit për ata që kanë merituar Zjarrin, për të mos hyrë në të, si dhe mosqenia i prerë dhe i sigurt për ndodhinë e tij, është më parësorë. Kjo për shkak të mos saktësisë së haditheve të qarta në këtë çështje, me të cilat u argumentuan ata që e mbështetën këtë lloj Shefati.

**Çështje**: A do të ndërmjetësojë i Dërguari i Allahut ﷺ për ata që punët e mira dhe të këqija i kanë të barabarta?

Disa dijetarë përmendin se nga llojet e Shefatit të të Dërguarit të Allahut ﷺ është edhe ai që i janë barazuar punët e tij të mira me të këqijat, me qëllim që të hyjë në Xhenet. Imam Ibn Kethiri e ka mbështetur këtë lloj Shefati në librin e tij "En-Nihaje", por ai nuk ka përmendur argument[83]. Gjithashtu edhe Ibn Haxheri[84] e ka mbështetur këtë lloj të Shefatit, ku pasi ka përmendur llojet e tij, thotë: "Më është bërë e qartë pas një shikimi të gjatë se ka Shefat tjetër, e ai është për ata që punët e tyre të mira i kanë të njëjta me të këqijat, Shefat ky me qëllimin që të hyjnë në Xhenet". Pastaj thotë: "E ajo që e mbështet këtë është thënia që transmeton Taberani nga Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të dy), i cili ka thënë: *"Ata që rendin për të bërë të mira"* (besimtari që ka kryer detyrimet, të pëlqyerat, si dhe i është larguar haramit dhe veprave të papëlqyera) do të hyjë në Xhenet pa llogari, ndërsa *"I mesmi"* (ai që ka kryer punët e detyrueshme, ka lënë të ndaluarat dhe mund të ketë lënë disa të pëlqyeshme e të ketë bërë disa punë të papëlqyera), do të hyjë në Xhenet me mëshirën e Allahut, e ndërsa *"ai që i ka bërë padrejtësi vetvetes"* (ai që ka lënë disa punë të detyrueshme dhe ka kryer disa të ndaluara) dhe "ata që do të qëndrojnë në A'raf", do të hyjnë në (Xhenet) me ndërmjetësimin e të Dërguarit të Allahut ﷺ"[85]

79 Fetaua 3/147.
80 Fet'h el-Bari 11/211.
81 "Leuami'a el-En'uar" 2/211.
82 "Tehdhib es-Sunen" i ibn Kaimit 7/134.
83 En-Nihaje 2/204.
84 Fet'h el-Bari 11/428.
85 Taberani në "Mu'xhem el-Kabir" 11/189. Imam Dhehebiu thotë në librin "Mijzan el-Itidal" 4/211": Musa ibn Abdurrahman Thekafiu nuk është i besueshëm, ibn Hibani ka thënë për

Ibn Haxheri nuk ka folur rreth zinxhirit të këtij transmetimi nga Ibn Abasi, ndërsa Hejthemiu thotë se në të ka gënjeshtarë”[86]. Kështu që ky transmetim është i papranueshëm dhe nuk mund të mbështetesh në të. Ndërsa “ata që do të qëndrojnë në A’raf”, mendimi më i drejtë për ta është se i kanë baras punët e mira me ato të këqija, kështu që punët e mira i kanë bërë të mos hyjnë në Zjarr, ndërsa ato të këqijat i kanë bërë që të mos futen në Xhenet, duke qëndruar për një kohë në “A’raf”, i cili është një mur ndërmjet Xhenetit dhe Zjarrit. Më pas ata urdhërohen të futen në Xhenet[87]. Në suren “A’raf” është përmendur diçka nga lajmi i tyre në fjalën e Allahut: *Një mur do t’i ndajë ata, ndërsa në lartësitë e tij do të ndodhen njerëz, të cilët i njohin të dyja palët sipas tipareve.* (A’raf :46).
Përveç hadithit që përmend Ibn Haxheri dhe për të cilin folëm më poshtë, nuk kam hasur ndonjë hadith që vërteton këtë Shefat të të Dërguarit të Allahut ﷺ. Allahu e di më së miri.

**Nënkreu i dytë**

**Ndërmjetësuesit e tjerë përveç Muhamedit ﷺ.**
Në nënkreun e parë treguam për llojet e Shefatit të Muhamedit ﷺ, si dhe Allahu i Lartësuar do të lejojë që të tjerë përveç të Dërguarit të Tij[88] të fundit, të bëjnë Shefat Ditën e Kijametit. Ndërsa nënkreu i dytë do të jetë i veçantë për qartësimin e llojeve të këtyre ndërmjetësuesve nën dritën e argumenteve të vërteta, dhe kjo si vijon:

**1-Shefati i Melekëve** (Engjëjve):
Argument për këtë është fjala e Allahut: “*Dhe sa Melekë ka në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk vlen, vetëm pasi Allahu të ketë dhënë lejen për atë që dëshiron.*” (En-Nexhm: 26).

të: është gënjeshtar i madh (dexhal), ka sajuar një kapitull në tefsir sikur ta transmetonte ibn Xhurejxhi nga Ata’ nga ibn Abasi, ku ibn Adij thotë: hadithi është munker.
86 Hejthemiu thotë: E transmeton Taberani në “Kebir” dhe në “Euset” me shkurtime, në të (zinxhirin e transmetimit) ndodhet Musa ibn Abdurrahman Sen’ani, e ai është eda’a (që gënjen në hadithe). Mexhme’a ez-Zeuaid 10/378.
87 Kitab “El-Ba’th uen-Nushur” i Bejhekiut f.81-87; “Tefsiri i Kurtubiut” 7/211; Tefsiri i ibn Kethirit 2/217; Fet’h el-Bari 11/428.
88 Për këtë arsye dhe Allahu e di më së miri. Në ajetet e Shefatit në Kur’an ka ardhur fjala “Shufaa’ ”(Ndërmjetësues) në numrin shumës, me shqiptim ose me kuptim si në ajetet: “dhe nuk u vlen atyre Shefati i ndërmjetësuesve” (Muddethir 48), “kush është ai që ndërmjetëson tek Ai (Allahu) përveç se me lejen e Tij” (Bekare 255). Marrë nga libri “Akidja e Besimtarit” i Ebu Bekër Xhezairit f.135 me shkurtime.

Ndërsa argument nga Suneti është hadithi që transmetohet nga Ebu Seid el-Hudriu (Allahu qoftë i kënaqur më të), nga i Dërguari i Allahut ﷺ , ku thuhet: “*... dhe Allahu i Madhëruar thotë*: *ndërmjetësuan Melekët ...dhe nuk mbeti veçse Mëshiruesi i Mëshiruesve...*”[89]

**2- Shefati i të Dërguarve të Allahut** (Lavdërimet, Paqja dhe Shpëtimi i Allahut qofshin mbi ta)

Argument për këtë është hadithi i mësipërm i Ebu Seid el-Hudriut, ku thuhet: “*... dhe Allahu i Madhëruar thotë: ndërmjetësuan Melekët, ndërmjetësuan edhe të Dërguarit ...*”[90]

**3- Shefati i besimtarëve**

Argument për këtë është hadithi i mësipërm ku gjithashtu thuhet: “ *...derisa besimtarët shpëtojnë nga Zjarri, pasha Atë që shpirti im është në Dorën e Tij, përkushtimi i ndonjërit prej jush në dynja në lutjen ndaj Allahut që t’i kthejë të drejtën që ia ka shkelur dikush tjetër, nuk është më i madh se përkushtimi i besimtarëve në lutjen ndaj Allahut që të ndërmjetësojnë në Ditën e Kijametit për vëllezërit e tyre (besimtarë) që kanë hyrë në Zjarr, duke thënë*: *O Zoti ynë, ata kanë agjëruar me ne, po kështu faleshin dhe bënin Haxhin. E atyre u thuhet: nxirrni* (nga Zjarri) *ata që njihni prej tyre dhe Zjarrit i ndalohet t’ua djegë fytyrat, ndërkaq nxjerrin shumë njerëz që i kishte përpirë Zjarri deri në gjysmë të kërcirit, e disa të tjerë deri në gjunjë, pastaj thonë: O Zoti ynë, nuk mbeti në të njeri nga të cilët na urdhërove (të nxirrnim), e Allahu thotë: kthehuni dhe kë gjeni që në zemrën e tij ka (vepër) të mirë sa masa e një dinari, nxirreni. Kështu nxjerrin shumë njerëz dhe pastaj thonë: O Zoti ynë, nuk lamë njeri pa nxjerrë nga ata që na urdhërove, pastaj (Allahu) thotë: kthehuni dhe kë gjeni që në zemrën e tij ka (vepër) të mirë sa gjysma e dinarit, nxirreni. Kështu nxjerrin shumë njerëz dhe pastaj thonë: O Zoti ynë, nuk lamë në të njeri nga ata që na urdhërove për të nxjerrë, pastaj (Allahu thotë): kthehuni dhe kë gjeni që në zemrën e tij ka (vepër) të mirë sa një grimcë, nxirreni. Kështu nxjerrin shumë njerëz dhe pastaj thonë: O Zoti ynë, nuk lamë në të (njeri që të ketë bërë vepër) të mirë, dhe Ebu Seid el-Hudriu thoshte: nëse nuk më besoni me këtë hadith, lexoni po të doni (fjalën e Allahut): “Sigurisht që Allahu nuk bën padrejtësi as sa një thërrmijë, por nëse ka punë të mirë të bërë, Ai e dyfishon atë dhe jep prej Tij shpërblim të madh*”(En-Nisa: 40).

Allahu i Madhëruar gjithashtu thotë: “*...ndërmjetësuan Engjëjt, ndërmjetësuan*

89 Ka kaluar referenca e këtij hadithi.
90 Ka kaluar referenca e këtij hadithi.

*të Dërguarit, ndërmjetësuan edhe besimtarët dhe nuk mbetet veçse Mëshiruesi i Mëshiruesve ...*"[91]. Gjithashtu ky lloj Shefati mund të argumentohet me këto hadithe: Ebu Seid el-Hudriu transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Prej umetit tim ka që do të ndërmjetësojnë për bashkësi të mëdha (njerëzish), e prej tyre ka që do të ndërmjetësojnë për një fis, që do të ndërmjetësojnë për një grup njerëzish*[92] *e që do të ndërmjetësojnë për një njeri të vetëm, derisa të hyjnë në Xhenet*"[93].

Ebu Umame (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ të thotë: "*Do të hyjnë në Xhenet me ndërmjetësimin e një burri të vetëm që nuk është i dërguar (nga të Dërguarit e Allahut), aq (njerëz) sa dy fiset Rabi'a dhe Mudar, ose aq njerëz sa ka njëri nga fiset Rabi'a dhe Mudar ...*"[94]

Abdullah Ibn ebi Xhed'a (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se ka dëgjuar Muhamedin ﷺ të thotë: "*Do të hyjnë në Xhenet me Shefatin e një burri të vetëm nga umeti im, më shumë njerëz sesa fisi Beni Temim*", thanë: O i Dërguar i Allahut ﷺ, (me Shefatin e tjetër kujt) përveç teje? Ai tha: "*Po, përveç meje*"[95]

Enes ibn Maliku (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Një burrë që do të ndërmjetësojë për dy burra, tre, si dhe një burrë për një*"[96]. Pra, besimtarët do të ndërmjetësojnë në Ditën e Gjykimit dhe sa më shumë besim dhe devotshmëri ka besimtari, aq më afër Shefatit është ai për vëllezërit e tij besimtarë, si dhe e kundërta. Për këtë arsye transmetohet në Sahihun e Muslimit nga Ebu Derdai (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Ata që mallkojnë, nuk do të jenë dëshmitarë e as ndërmjetësues në Ditën e Gjykimit*"[97]

**4- Shefati i dëshmorëve** (shehidëve)

Nga argumentet që e mbështesin këtë lloj Shefati, është hadithi që transmeton Mikdam ibn Muid Jekrebiu (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i

91 Ka kaluar referenca e një pjese të këtij hadithi dhe shprehja është e Muslimit.

92 Grup prej dhjetë deri në dyzet vetë.

93 Tirmidhiu 4/627, kreu i "Përshkrimit të Kijametit" dhe thotë se hadithi është hasen; Imam Ahmedi 3/20,63; Ibn Huzejme në Teuhid 2/636.

94 Ahmedi 5/257,261,267 dhe thotë Mundhiriu: e transmeton Ahmedi me isnad të mirë në "Tergib ue Terhib" 4/445.

95 Tirmidhiu 4/626, kreu i përshkrimit të Kijametit dhe thotë se hadithi është hasen sahih garib. Albani ka thënë se senedi është sahih (Mishkatul Mesabih 3/1558); Ibn Maxheh 2/1442; Ahmedi 3/471; Bejhekiu në "Dalail en-Nubueh" 5/ 378 ... .

96 Ibn Huzejme në Teuhid 2/745 dhe thotë Hejthemiu: E transmeton Bazari dhe transmetuesit janë shih (Mexhme'a ez-Zeuaid 10/382).

97 Muslimi 4/2006, kreu i bamirësisë, lidhjes farefisnore dhe edukatës, nënkreu i ndalesës ndaj mallkimit të kafshëve e të tjera veç tyre.

Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Për shehidin (dëshmorin), tek Allahu ka gjashtë cilësi*" dhe në fundin e hadithit thuhet: "*... dhe i jepet leje të ndërmjetësojë për shtatëdhjetë njerëz nga të afërmit e tij*"[98].
Ebu Derdai përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Shehidi ndërmjetëson për shtatëdhjetë vetë nga të afërmit e tij*"[99].
Uthman ibn Afan (Allahu qoftë i kënaqur me të) përcjell se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Tre do të ndërmjetësojnë në Ditën e Gjykimit: të Dërguarit (e Allahut), dijetarët pastaj shehidët*"[100].

## 5- Shefati i fëmijëve të besimtarëve

Nga argumentet që mbështesin Shefatin e fëmijëve për prindërit e tyre besimtarë në Ditën e Gjykimit, është transmetimi nga Ebu Hisani, i cili thotë: I thashë Ebu Hurejrës se mua më kanë vdekur dy djem dhe çfarë do të na rrëfesh nga i Dërguari i Allahut ﷺ që të na kënaqen shpirtrat në lidhje me ata që na kanë vdekur? Tha: "*Fëmijët e tyre (besimtarëve) nuk i ndahen Xhenetit, ndonjë prej tyre takon babain e tij - ose tha prindërit e tij - dhe e kap atë për rrobe - ose tha për dore - siç të marr unë tani nga cepi i kësaj rrobës tënde, e kështu nuk ndalon derisa Allahu e fut atë dhe babain e tij në Xhenet*"[101].
Ebu Hurejra tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Nëse ka dy muslimanë, të cilëve u vdesin tre fëmijë që nuk kanë arritur moshën (e pjekurisë), vetëm Allahu do t'i fusë ata dhe prindërit e tyre me mirësinë e Mëshirës së Tij në Xhenet. (Tha): u thuhet atyre (fëmijëve): hyni në Xhenet, e ata thonë: derisa të vijnë prindërit tanë (duke e përsëritur tri herë), dhe thonë po ashtu, e u thuhet: hyni në Xhenet ju dhe prindërit tuaj.*"[102]

## 6- Shefati i Kur'anit

Ebu Umameh Bahiliu (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ të thotë: "*Lexojeni Kur'anin, se ai do të vijë Ditën*

98 Tirmidhiu 4/188, kreu i vlerave të Xhihadit, nënkreu: "Shpërblimi i Shehidit (dëshmorit)" dhe thotë se ky hadith është hasen sahih garib; Ibn Maxheh 2/936; Ahmedi 4/131; Axhiriu në Sheriah f.349.
99 Ebu Daudi 3/34, kreu i Xhihadit, nënkreu: "Shehidi ndërmjetëson"; Axhiriu në Sheriah f.350.
100 Ibn Maxheh 2/1443, kreu i Zuhdit, nënkreu i përmendjes së Shefatit. Busiriu thotë: "Ky hadith e ka senedin e dobët për shkak të dobësisë së Alak ibn ebi Muslim, e transmeton Bazari në musnedin e tij ... dhe Ebu Je'ala Musiliu në musnedin e tij el-Kebir". Shiko "Misbah ez-Zuxhaxheh fi Zeuaid ibn Maxheh"3/321.
101 Muslim3/2029, kreu bamirësisë, lidhjes farefisnore dhe edukatës, nënkreu: "Vlera e atij që vdes dhe ka një fëmijë dhe shpreson me të shpërblim tek Allahu".
102 Ahmedi 2/510; Nesaiu 4/25. Shprehja është e Ahmedit.

*e Kijametit të ndërmjetësojë për atë që e ka lexuar. Lexoni dy lulet: (suret) El-Bekare dhe Ali-Imran, se ato do të vijnë Ditën e Kijametit sikurse dy re, ose si dy grupe zogjsh të rreshtuar, duke i mbrojtur ata që i kanë lexuar. Lexojeni suren El-Bekare, sepse të punuarit me të është begati, lënia e saj është dëshpërim dhe nuk munden dot (ta mësojnë) magjistarët"*[103]

Ebu Hurejra përcjell se Muhamedi ﷺ ka thënë: "*Një sure prej Kur'anit me tridhjetë ajete do të ndërmjetësojë për atë që e ka lexuar, derisa t'i falen gabimet: "I Lartësuar me madhështi qoftë Ai, në Dorë të të cilit është Mbisundimi"*[104] (surja El-Mulk).

**7- Shefati i Agjërimit**

Abdullah ibn Amër (Allahu qoftë i kënaqur me të dy) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Agjërimi dhe Kur'ani ndërmjetësojnë për njeriun Ditën e Kijametit, ku Agjërimi thotë: O Zot, ia ndalova ushqimin dhe epshet gjatë ditës, më lejo të ndërmjetësoj për të, ndërsa Kur'ani thotë: i ndalova gjumin gjatë natës, më lejo të ndërmjetësoj për të!* Tha*: dhe ata ndërmjetësojnë*"[105] Pra për besimtarin është detyrë të besojë Shefatin e ndërmjetësuesve në Ditën e Kijametit, për të cilët flasin argumentet islame, si dhe atë që Shefati nuk kufizohet vetëm tek i Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ. Imam Sefarini ka thënë: "Duhet të besohet se tjetërkush përveç të Dërguarit të Allahut ﷺ nga të Dërguarit, engjëjt, sahabët, shehidët, të sinqertët dhe ata që Allahu i do, do të ndërmjetësojnë me gjithë pozitën e ndryshme që kanë tek Ai, dhe sipas shkallës së kësaj pozite ata do të bëjnë Shefat. Këtë lloj të Shefatit e mbështesin shumë argumente e kjo është një çështje e mundur, prandaj edhe duhet besuar".[106]

103 Muslimi 1/553, kreu: "Namazi i udhëtarëve", nënkreu: "Vlera e leximit të Kur'anit dhe sures Bekare".
104 Ebu Daudi 2/119, kreu i Namazit, nënkreu: "Numri i ajeteve"; Tirmidhiu 5/164 dhe thotë se hadithi është hasen; Ibn Maxheh 2/1244.
105 Ahmedi 2/174; Hakimi në Mustedrek 1/544 dhe thotë se hadithi është sahih sipas kushteve të Muslimit dhe nuk e kanë transmetuar atë Buhariu dhe Muslimi., si dhe e ka aprovuar Dhehebiu; Albani e ka njohur si hadith shih (Sahih et-Tergib ue et-Terhib 1/411).
106 Leuami'a el-En'uar 2/209.

Allahut i takon gjithë
ndërmjetësimi. Atij i përket
Mbizotërimi i qiejve dhe i tokës.
Pastaj tek Ai do të ktheheni

(ez-Zumer: 43,44)

## Kushtet e Shefatit dhe shkaqet me të cilat arrihet

### Nënkreu i parë

**Kushtet e Shefatit**: Gjatë meditimit të argumenteve bëhet e qartë se që të ndodhë Shefati dhe të përfitohet prej tij në Ditën e Kijametit, duhet patjetër të plotësohen tri kushte, të cilat janë:
A- Leja e Allahut për ndërmjetësuesin.
B- Të qenët Allahu i kënaqur me atë për të cilin bëhet ndërmjetësimi.
C- Allahu nuk kënaqet veçse prej njësuesve të Tij.

Këto kushte i kanë vendosur dijetarët e Ehli Sunetit në librat e tyre. Ibn Kajimi i ka quajtur këto kushte shtylla, ku thotë: "Këto janë tri shtylla ... , nuk ka Shefat veçse me lejen e Tij (Allahut). Ai nuk jep leje veçse për atë me fjalën dhe punën e të cilit Ai është i kënaqur, e nuk kënaqet nga fjala dhe puna veçse me Teuhidin (njësimin) e Tij dhe ndjekjen e të Dërguarit të Tij ﷺ"[107]. Shtjellimi i këtyre kushteve me hollësi vjen si vijon:

**1. Leja e Allahut për ndërmjetësuesin**: Ajo duhet patjetër për këdo prej ndërmjetësuesve në Ditën e Kijametit. Këtë e argumenton fjala e Allahut: "*Allahu është Ai përveç të Cilit askush nuk e meriton të adhurohet, i Përjetshmi, as kotje dhe as gjumë nuk e kap Atë. Atij i përkasin gjithë ç'është në qiej e në tokë. E kush është ai që mund të ndërmjetësojë tek Ai përveç se me lejen e Tij?...*"(el-Bekare: 255).
"*Nuk ka kush të ndërmjetësojë vetëm pasi të japë leje Ai...* "(Junus: 3).
" *... Ju (o njerëz) nuk keni askënd tjetër përveç Atij si Mbrojtës dhe Ndihmës, as edhe ndërmjetësues. A nuk do të përkujtoni pra?*" (es-Sexhde: 4).
"*Ndërmjetësimi tek Ai nuk sjell dobi veçse për atë që Ai lejon*" (Sebe'e 23).
Pra tek Allahu i Lartësuar askush nuk ndërmjetëson veçse me lejen e Tij dhe Ai është i Vetmi që zotëron Shefatin në Ditën e Kijametit, siç thotë në Kur'an: "*A kanë të tjerë si ndërmjetësues në vend të Allahut? Thuaju: "Edhe sikur ata të mos kenë fuqi mbi asgjë dhe të mos mendojnë." Thuaju: " Allahut i takon gjithë ndërmjetësimi. Atij i përket Mbizotërimi i qiejve dhe i tokës. Pastaj tek Ai do të ktheheni.*" (ez-Zumer: 43,44).
Pra çështja është e gjitha në dorë të Allahut, siç thotë në Kur'an: "*Thuaj (o Muhamed): Në të vërtetë çështja i takon plotësisht Allahut.*" (Ali-Imran: 154), "*Vendimi nuk është i yti (o Muhamed, por i Allahut)*" (Ali-Imran: 128).

107 Medarixh es-Salikinë 1/341.

“Kjo leje lidhet me ndërmjetësuesin, të ndërmjetësuarin si dhe me kohën e Shefatit. Me fjalë të tjera, nuk ndërmjetëson veçse ai që Allahu e lejon të bëjë Shefat, e ndërmjetësuesi nuk ndërmjetëson veçse për atë që Allahu i jep leje si dhe nuk ndërmjetëson veçse kur të dojë Allahu.”[108]

Në pjesën e parë të librit folëm më hollësisht për llojet e Shefatit që përfshinin Melekët, të Dërguarit, besimtarët, prej atyre që Allahu u lejon të bëjnë Shefat, po kështu ndërmjetësojnë edhe Agjërimi dhe Kur’ani. Ndërsa të tjerë përveç këtyre, ndjekësit dhe adhuruesit e të cilëve shpresojnë prej tyre Shefatin, si p.sh. nga idhujt, nga cilido lloj qofshin, nuk ka Shefat për ta asnjëherë. Për këtë arsye Allahu thotë rreth Ditës së Kijametit: “*Atë Ditë asnjë ndërhyrje (ndërmjetësim) nuk do të vlejë veçse për atë që i Gjithëmëshirshmi ka dhënë leje dhe fjala e të cilit është e pranuar prej Tij*” (Ta-Ha: 109). Në komentin e Kur’anit nga imam Begaviut thuhet: “d.m.th., nuk vlen Shefati i askujt prej njerëzve veçse me lejen e Allahut dhe prej të cilit Ai është i kënaqur me fjalën e tij, Ibn Abasi thotë: d.m.th.: LA ILAHE ILALLAH, e kjo tregon se nuk bën Shefat kush tjetër veç besimtarit”[109].

Allahu, duke mohuar pasjen dobi nga idhujt e marrë për zot nga idhujtarët, si edhe Shefatin e tyre, sepse ai nuk bëhet veçse me lejen e Tij, thotë: “*Thuaju (o Muhamed këtyre paganëve): thirrini ata që ju i pohoni (të jenë zota) në vend të Allahut, ata nuk kanë aspak pjesë në ndonjërin prej tyre (në qiej ose tokë) dhe as nuk ka ndonjë mbrojtës tek Ai për ta nga mesi i tyre. Ndërmjetësimi tek Ai nuk sjell dobi veçse për atë që Ai lejon*” (Sebe’e: 22,23).

Ibn Kajimi ka thënë: “Allahu i ka shkëputur të gjitha shkaqet me të cilat janë kapur të gjithë idhujtarët, shkëputje kjo të cilën e di ai që mediton dhe e njeh atë që merr përveç Allahut dikë tjetër si ndihmës, mbrojtës dhe ndërmjetësues, ai është: “... *si shembulli i merimangës, e cila ndërton për vete shtëpinë e saj, por pa dyshim se më e brishta nga shtëpitë është ajo e merimangës*.” (el-Ankebut: 41) Dhe Allahu thotë: “*Thuaju (o Muhamed, politeistëve, paganëve): thirrini ata që ju i pohoni (të jenë zota) në vend të Allahut*”. Pra idhujtari e merr dikë si të adhuruarin e tij, sepse ai beson se do të ketë dobi prej tij, e ndërsa dobia nuk vjen veçse nga ai që ka një nga këto katër cilësi: ose është zotërues i asaj që i kërkon adhuruesi i tij, e nëse nuk e zotëron, atëherë është ortak i zotëruesit, e nëse nuk është ortak i tij, është ndihmës dhe përkrahës i tij, e nëse nuk është ndihmës dhe as përkrahës, atëherë është ndërmjetësues tek ai. Allahu i ka mohuar të katërta këto shkallë, duke kaluar nga më e larta te më e ulëta, pra ka mohuar zotërimin, ortakërinë,

108 Mearixh el-Kabul 2/250.
109 Tefsiri i Begaviut 3/232.

ndihmën dhe ndërmjetësimin e dikujt tjetër veç Tij, të cilat i hamendëson idhujtari, si dhe nga ana tjetër ka pohuar një Shefat, në të cilin s'ka pjesë idhujtari, e ai është Shefati që bëhet me lejen e Tij."[110]

Gjithashtu duke mohuar Shefatin e idhujve, të cilët adhurohen përveç Tij, Allahu thotë: "*Dhe adhurojnë në vend të Allahut gjëra që as i dëmtojnë dhe as u sjellin dobi, dhe thonë: "këta janë ndërmjetësuesit tanë tek Allahu". Thuaju: "A mos po e njoftoni Allahun për çfarë Ai nuk di se ç'ka në qiej dhe në tokë"? Lavdi i qoftë dhe i Lartë është Ai përmbi gjithçka që ata ia veshin dhe ia bashkojnë Atij si shokë të barabartë (me Të)!*" (Junus: 18).

Ndërsa te fjala e Tij: "*Dhe ata (idhujt) që i lusin në vend të Tij, nuk kanë aspak fuqi për të ndërmjetësuar; - përveç atyre që dëshmojnë për të vërtetën dhe i dinë (faktet e njësisë së Allahut)*" (ez-Zuhruf: 86), përjashtimi këtu (me fjalën "përveç") është i shkëputur - sipas mendimit të Ibn Tejmijes - ku kuptimi i ajetit është: "Askush prej të adhuruarve përveç Allahut nuk zotëron Shefatin, Allahu pastaj përjashton ata "*të cilët dëshmojnë të vërtetën dhe i dinë (faktet e njësisë së Allahut)*". Kjo përfshin ndërmjetësuesin si dhe atë për të cilin bëhet ndërmjetësimi. Kështu, Melekët (engjëjt), të Dërguarit dhe Vepërmirët, edhe nëse nuk e zotërojnë Shefatin, kur t'u japë Allahu leje, do të ndërmjetësojnë. Atyre nuk u jepet leja veçse për ndërmjetësimin ndaj besimtarëve, të cilët dëshmojnë (LA ILAHE ILALLAH), pra dëshmojnë për të vërtetën dhe i dinë faktet (e njësisë së Allahut) e nuk ndërmjetësojnë për ata që e kanë thënë këtë fjalë thjesht për të ndjekur traditën e prindërve dhe të të parëve të tyre"[111] Gjithashtu thuhet se komenti i fjalës së Allahut: "*Dhe ata (idhujt) të cilët ata i lusin në vend të Tij, nuk kanë aspak fuqi për të ndërmjetësuar* ", nënkupton Isain, Uzejrin dhe engjëjt, të cilët idhujtarët i adhurojnë. Ata nuk e zotërojnë Shefatin tek Allahu për askënd, përveç se pasi Allahu t'u japë leje dhe vetëm për ata që dëshmojnë për të vërtetën duke e ditur atë, e kanë njësuar Allahun dhe i janë bindur Atij. Të tjerë kanë thënë: "Kuptimi është se idhujt që politeistët (idhujtarët) i adhurojnë në vend të Allahut, nuk e zotërojnë Shefatin, përveç Isait, Uzejrit dhe Melekëve, dëshmojnë për të vërtetën. Pra e kanë dëshmuar atë duke e ditur dhe duke qenë të sigurt për këtë, si dhe e zotërojnë Shefatin tek Allahu vetëm me lejen e Tij"[112].

---

110 Medarixh es-Salikinë.

111 Fetaua 14/409 me shkurtime. Ka folur gjatë duke mbështetur këtë mendim rreth tefsirit të këtij ajeti si dhe duke diskutuar thëniet e tjera.

112 Tefsiri i Taberiut 25/104.

**2- Pëlqimi i Allahut për atë që bëhet ndërmjetësimi:** Përmendëm që patjetër duhet leja e Allahut të Lartësuar për ndërmjetësuesin që të bëjë Shefat, po kështu patjetër duhet pëlqimi i Allahut për të ndërmjetësuarin, kështu që leja për ndërmjetësuesin që të bëjë Shefat, nuk është vendimtarja. Allahu thotë për ndërmjetësuesit: "*dhe ata nuk mund të ndërhyjnë përveç se për ata me të cilët Ai është i kënaqur.* " (Enbija': 28). Gjithashtu thotë: "*Dhe ka shumë Melekë në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk vlen, vetëm pasi Allahu të ketë dhënë lejen për atë që Ai e dëshiron*" (en-Nexhm: 26). Madje prijësi i ndërmjetësuesve, i Dërguari ynë, Muhamedi ﷺ, thotë kur i vijnë njerëzit në Ditën e Kijametit për të kërkuar Shefatin, siç e përmendëm në hadithin që transmeton Enesi (Allahu qoftë i kënaqur me të): " *...dhe i kërkoj Zotit tim leje dhe kur e shikoj Atë, i bie në sexhde dhe më lë kështu aq sa do Ai, pastaj më thuhet: ngrije kokën, kërko e do të të jepet, fol dhe do të dëgjohesh, ndërmjetëso e do të të lejohet; e ngre kokën, falënderoj Zotin tim me falënderim të cilin ma mëson Ai, pastaj ndërmjetësoj dhe (Ai) më vendos një kufi (numër të caktuar), pastaj i nxjerr nga Zjarri dhe i fus në Xhenet, pastaj kthehem*"[113]. Ebu Hurejra tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ, sapo i zbriti ajeti: "*Dhe këshilloje farefisin tënd të afërm (o Muhamed)*" (esh-Shuara: 214), tha: "*O ju Kurejsh, shpëtoni vetët tuaja tek Allahu, unë nuk ju bëj dot dobi tek Allahu, o bijtë e Abdulmutalibit, nuk ju bëj dot dobi juve tek Allahu, o Abas ibn Abdulmutalib, nuk të bëj dot dobi tek Allahu, o Safije, halla e të Dërguarit të Allahut ﷺ , unë nuk të bëj dot dobi ty tek Allahu, o Fatime, vajza e të Dërguarit të Allahut ﷺ , më kërko ç'të duash, por nuk të bëj dot dobi tek Allahu*"[114] Pra nuk lejohet të mbështeturit në Shefatin e të afërmve dhe të tjerëve si ata prej ndërmjetësuesve. Kush dëshiron Shefatin, duhet të përgatisë veten për të, me punë të mira që kënaqin Allahun, derisa Ai të jetë i kënaqur me të. Sa bukur ka thënë dikush për këtë çështje: "Kush pretendon se është nga fëmijët e profetëve apo nga pasardhësit e euliave, dijetarëve dhe dëshmorëve, apo nga nxënësit e "sheh" filanit apo "të madhit" filan, si dhe pretendon se ata do t'i bëjnë dobi nga dënimi i Allahut në Ditën e Gjykimit, se do të ndërmjetësojnë për të që t'i shpëtojë llogarisë dhe se do t'i falen gjynahet për shkak të pozitës së tyre të nderuar dhe afërsisë farefisnore apo martesore, - ai është i vetmashtruar, injorant në fe, i privuar nga të kuptuarit e rregullave islame, madje i bën shirk Allahut në veprimet e Tij në gjithësi, e veçantë kjo absolute vetëm për

113 Ka kaluar referenca e këtij hadithi.
114 Buhari 3/190, kreu i Porosive, nënkreu: "A hyn (llogaritet) gruaja dhe fëmija te të afërmit"; Muslimi 1/192, kreu i Besimit, nënkreu: "Fjala e Allahut: "Dhe këshilloje farefisin tënd të afërm"". Shprehja është e Muslimit.

Të. Ndaj dhe askush, i mirë apo i keq qoftë, nuk mund të ndërmjetësojë për dikë tjetër pa dëshiruar Allahu. E ndërmjetësimi arrihet vetëm pasi Allahu të jetë i kënaqur dhe të japë leje, që të dyja këto kushte janë në dorën e Tij e jo në dorën e të Dërguarve, aq më pak të dikujt tjetër.
Ku bazohet ai në mbështetjen te dobia e afërsisë me profetët, evliatë, dijetarët dhe dëshmorët? Po, nëse do të donim që Allahu të lejonte dikë prej tyre për të ndërmjetësuar për ne, patjetër që duhet të përgatitemi për këtë, të bëjmë punë të mira me të cilat Allahu kënaqet, ta kemi frikë e të shpresojmë nga Ai i Vetëm e i Pashoq, të sinqertë në fenë e Tij e me përkushtim të plotë, pa i bërë shok në asgjë, sikurse i bëjnë idhujtarët.[115]

**3- Allahu kënaqet vetëm nga njësuesit**: Ndërmjetësimi në Ditën e Gjykimit nuk është i përgjithshëm për këdo, besimtar apo jobesimtar qoftë. Shefati, edhe pse i llojeve të ndryshme, është i veçantë për besimtarët që kanë vdekur në Teuhid (njësimin e Allahut në adhurim). Allahu nuk e pëlqen kufrin (mosbesimin) nga robërit e Tij dhe i ka paralajmëruar mosbesimtarët me qëndrim të përhershëm në Zjarr Ditën e Gjykimit. Nga argumentet që Shefati është i veçantë për njësuesit e Allahut, të cilët i kanë shpëtuar shirkut dhe mohimit, si dhe për kafirët dhe idhujtarët nuk ka pjesë në të (Shefat), është fjala që transmetohet nga Ebu Hurejra i cili thotë: Pyetet i Dërguari i Allahut ﷺ se kush është më i lumturi i njerëzve me Shefatin tënd në Ditën e Kijametit? I Dërguari i Allahut ﷺ tha: “*Isha i sigurt o Ebu Hurejra se nuk do më pyeste njeri para teje për këtë hadith, sepse e pashë dëshirën tënde të madhe për hadithin. Më i lumturi i njerëzve me Shefatin në Ditën e Kijametit është ai që ka thënë LA ILAHE ILALLAH, i sinqertë nga zemra e ti*”[116].
Gjithashtu transmetohet nga Ebu Hurejra se Muhamedi ﷺ ka thënë: “*Çdo i Dërguar ka pasur një lutje të pranuar, çdo i dërguar e nxitoi lutjen e tij, ndërsa unë e ruajta lutjen time si Shefat për umetin tim në Ditën e Kijametit, e kjo lutje përfshin kë ka vdekur nga umeti im pa i bërë shok (ortak) Allahut në asgjë*”[117].
Auf ibn Malik el-Eshxhe’iu tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: “*Më erdhi dikush nga Zoti im dhe më la të zgjidhja ndërmjet asaj që të hynte gjysma e umetit tim në Xhenet dhe ndërmjet Shefatit, unë zgjodha Shefatin.*” Thamë: O i Dërguar i Allahut ﷺ, për hir të Tij dhe duke qenë shokët e tu, a na bën edhe neve prej atyre për të cilët do të bësh Shefat? Tha: “*Ju jeni prej atyre që fitojnë Shefatin tim*” Kur ata këmbëngulën (në kërkesën e tyre) tha: “*Unë*

115 Nga libri “Feja e pastër” e Muhamed Sidik Hasen 2/51.
116 Buhari 1/33, kreu i Dijes, nënkreu: “Ambicia për hadithin (në mësimin e tij)”.
117 Ka kaluar referenca e këtij hadithi.

*ju kam dëshmitarë se Shefati im është për atë që vdes nga umeti im pa i bërë Allahut shirk në asgjë"*[118]. Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: Thamë: O i Dërguar i Allahut ﷺ , lute Allahun që të na bëjë prej atyre që meritojnë Shefatin tënd! Tha: "*Shefati im është për çdo musliman*."[119]
Ibn Tejmije, duke sqaruar kufizimin e Shefatit vetëm te njësuesit, përkundër atyre që i bëjnë shok Allahut, në çfarëdolloj forme, thotë: "Ajo me të cilën përfitohet Shefati, është "dëshmia për të vërtetën" e që është LA ILAHE ILALLAH, si dhe nuk arrihet duke lutur dikë tjetër veç Allahut qofshin Melekë, profetë apo njerëz të mirë. Kush merr dikë nga këta si ndihmës dhe i lutet, bën pelegrinazh për te varri apo vendi i tij, betohet dhe premton me emrin e tij, afron dikë tjetër për tek ai që të ndërmjetësojë për të; kjo e gjitha nuk i vlen tek Allahu asgjë dhe është nga njerëzit më të largët prej Shefatit të kujtdo. Shefati është për njësuesit e Allahut, të sinqertët nga zemra dhe të përkushtuarit në fenë e Tij, ndërsa kush lut dhe merr për ndihmës dikë tjetër përveç Allahut në adhurimin e Tij, ai është idhujtar. Këto fjalë e adhurime, me të cilat idhujtarët kanë për qëllim të fitojnë Shefatin, i privojnë ata nga ai, duke u dënuar me të kundërtën e qëllimit që kishin, sepse ata i bënë Allahut ortak duke mos pasur provë e as dëshmi prej Tij për këtë. Shumë prej të humburve mendojnë se Shefati arrihet me këto forma në të cilat ka shirk, ose janë shirk i qartë, sikurse menduan idhujtarët e parë, sikurse edhe kristianët apo dhe të tjerë të humbur prej atyre që e konsiderojnë veten muslimanë, të cilët lusin dikë tjetër veç Allahut. Allahu thotë: "*Thuaju (o Muhamed): Thirrini ata që pretendoni (për zota, si melekët, profetët si Isai, Uzejri e idhujt etj.) përveç Tij (Allahut); Ata nuk kanë fuqi për ta larguar të keqen prej jush, si dhe as për ta kaluar atë prej jush te ndokush tjetër. Ata që ata i lusin (si Isain-birin e Merjemes, Uzejrin ose ndonjë melek etj.) duan (për veten e tyre) mënyrë e rrugë për të drejtë hyrjeje dhe afrimi te Zoti i tyre, secili prej tyre do të donte të ishte më i afërti, shpresojnë për Mëshirën e Tij dhe kanë frikë ndëshkimin e Tij. Vërtet që ndëshkimi i Zotit tënd është për t'u pasur frikë!*" (El-Isra: 56-57)"[120].

118 Tirmidhiu 4/627, kreu i përshkrimit të Kijametit/13; Ahmedi 6/28; Ebu Daud Tejalisi f.998; Ibn Huzejme në Teuhid 2/641; Axhiriu në Sheriah f.342; Ibn ebi Asim në Sunneh 2/389 dhe Albani thotë në shënimet e tij në këtë libër: "Isnadi është sahih, transmetuesit janë të gjithë të besueshëm sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit; Hakimi 1/67; e ka sjellë Hejthemiu në Mexhme'a ez-Zeuaid 10/368-370.
119 Ibn Maxheh 2/1444; Ibn Huzejme në Teuhid 2/638; Axhiriu në Sheriah f.343; Ibn ebi Asim në Sunneh 2/390 dhe Albani thotë se isnadi është sahih li gajrihi; Hakimi 1/15 dhe thotë se është sahih sipas kushteve të Muslimit dhe nuk e kanë transmetuar atë Buhariu dhe Muslimi ...
120 Fetaua 14/312,313.

Allahu e ka bërë të qartë në librin e Tij mospasjen dobi të mosbesimtarëve nga Shefati që bëhet në Ditën e Gjykimit, ku thotë: "*Kësisoj, asnjë ndërmjetësim i ndërmjetësuesve nuk do t'u sjellë ndonjë dobi*"(El-Muddethir: 48).
Këtë Allahu e thotë pasi ka thënë: "*(Dhe do t'u thonë atyre): "Ç'ju bëri të hyni në Xhehenem?" Do të thonë: "Ne nuk falnim namazin; as nuk ushqenim të varfrin; flisnim gënjeshtra (gjithë atë që Allahu urrente) me gënjeshtarët; e përgënjeshtronim Ditën e Gjykimit derisa na erdhi e sigurta (vdekja)"* (El-Muddethir: 42-47).
Allahu thotë në gojën e idhujtarëve: "*Tani ne nuk kemi asnjë ndërmjetësues; as edhe ndonjë mik të afërt (për të na ndihmuar).*" (Esh-Shuara: 100-101).
Atyre nuk u bën dobi asnjë afërsi e as ndërmjetësim nëse kanë vdekur jobesimtarë, cilado qoftë pozita e ndërmjetësuesit. Ibn Tejmije thotë: "Shefati për kafirët që të shpëtojnë nga Zjarri dhe kërkimi falje për ta, nëse kanë vdekur në kufër, nuk u bën dobi edhe sikur ndërmjetësuesi të jetë më i madhi i ndërmjetësuesve në pozitë, nuk ka ndërmjetësues më të madh se Muhamedi ﷺ, dhe pastaj Ibrahimi (Paqja e Allahut qoftë mbi të). Ndërkaq, Ibrahimi është lutur për atin e tij dhe ka kërkuar falje për të, siç thotë Allahu: "*O Zoti ynë! Më fal mua dhe prindërit e mi si dhe gjithë besimtarët Ditën që bëhet llogaria.*" (Ibrahim: 41).
I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ, ka dashur të kërkojë falje për Ebu Talibin, xhaxhain e tij, duke marrë shembull Ibrahimin, sikurse disa muslimanë kanë dashur të kërkojnë falje për disa të afërm të tyre, e Allahu zbriti ajetin: "*Nuk shkon për të Dërguarin dhe për ata që besojnë, të kërkojnë faljen e Allahut për idhujtarët, edhe sikur të jenë më të afërmit, pasi u është bërë e qartë se ata janë banorët e Zjarrit (sepse ata kanë vdekur duke qenë kafira).*" (Teube: 113).
Pastaj Allahu përmend arsyen e Ibrahimit dhe thotë: "*Dhe lutja e Ibrahimit për faljen e babait të tij ishte vetëm për arsye të premtimit që ai i bëri, por kur iu qartësua mirë se (babai i tij) ishte armik i Allahut, ai u largua prej tij. Vërtet Ibrahimi ishte 'el-Eueh' (që i lutej Allahut me nënshtrim dhe e madhëronte Atë shumë) si dhe shumë i duruar. Allahu kurrë nuk do ta humbë atë popull, pasi e ka udhëzuar, derisa t'u bëjë të qartë atyre se nga ç'gjëra duhet të largohen ...*" (Teube: 114,115).
Në Sahihun e Buhariut transmetohet nga Ebu Hurejra se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Do ta takojë Ibrahimi të atin e tij, Azerin, Ditën e Kijametit, ku fytyra e Azerit do të jetë e zymtë, e errët dhe e pluhurosur, e Ibrahimi i thotë: A nuk të thashë që të mos më kundërshtoje? Ndërsa babai i tij i thotë: Ja sot nuk të kundërshtoj! Ibrahimi thotë: O Zot! Ti më ke premuar që nuk do të më poshtëroje Ditën e Ringjalljes, a ka poshtërim më të madh se sa të jetë babai im më i larguari? Allahu i Lartësuar thotë: Unë e kam bërë haram Xhenetin për*

*jobesimtarët, pastaj thuhet: vështro çfarë ka nën këmbët e tua, e (Ibrahimi) shikon, kur ja një hienë e ndotur me baltë e që merret nga këmbët e saj dhe hidhet në zjarr"*[121] Pra babai i Ibrahimit pasi vdiq idhujtar, nuk i bëri dobi lutja e të birit për falje, pavarësisht nga pozita dhe vlera e Ibrahimit. Allahu thotë për besimtarët: "*Me te vërtetë që ka pasur një shembull të shkëlqyer për ju tek Ibrahimi dhe tek ata me të, kur i thanë popullit të tyre: Vërtet ne jemi të pastër prej jush dhe gjithçkaje që ju adhuroni në vend të Allahut. Ne ju kemi hedhur poshtë si dhe ndërmjet nesh dhe jush ka filluar armiqësi dhe urrejtje përgjithnjë, derisa të besoni tek Allahu, Një të vetëm, përveç thirrjes së Ibrahimit, babait të vet ''Vërtet që do të kërkoj falje për ty (nga Allahu), por unë nuk kam asnjë fuqi për të bërë ndonjë gjë për ty para Allahut.'' Zoti ynë! Vetëm te Ti mbështetemi dhe vetëm te Ti është kthimi ynë i fundit. Zoti ynë! Mos na bëj ne sprovë për jobesimtarët dhe falna, O Zoti ynë! Vërtet që Ti e Vetëm Ti je i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues*" (El-Mumtehine:4,5).

Allahu i Lartësuar ka urdhëruar besimtarët që të marrin shembull tek Ibrahimi dhe kush e ndoqi atë përveç në fjalën për babain e tij "*Vërtet që do të kërkoj falje për ty (nga Allahu)*" se Allahu nuk fal t'i bëhet ortak Atij. Po kështu edhe më i nderuari i ndërmjetësuesve, Muhamedi ﷺ, ku në Sahihun e Muslimit transmetohet nga Ebu Hurejra se ai ﷺ ka thënë: "*I kërkova leje Zotit tim që të kërkoja falje për nënën time e nuk më lejoi, i kërkova leje që të vizitoja varrin e saj dhe më lejoi"*[122]. E në një transmetim tjetër tregohet se i Dërguari i Allahut ﷺ ka vizituar varrin e nënës së tij dhe ka qarë duke bërë që edhe të tjerët që ishin rreth tij, të qajnë, pastaj ka thënë: "*I kërkova leje Zotit tim që të kërkoja falje për nënën time dhe nuk më lejoi, e i kërkova leje që të vizitoja varrin e saj dhe më lejoi, vizitojini varret se ato me të vërtetë ju kujtojnë vdekjen"*[123].

Në Sahihun e Muslimit transmetohet nga Enesi se një burrë ka thënë: O i Dërguar i Allahut, ku është babai im? Tha: "*në zjarr*" sapo ai u kthye i thirri dhe i tha: "*me të vërtetë babai im dhe babai yt janë në zjarr."* [124, 125]

121 Buhariu 4/110, kreu i të Dërguarve të Allahut, nënkreu: "Fjala e Allahut: "Dhe Allahu vërtet e bëri Ibrahimin mik të ngushtë"".

122 Muslimi 2/671, kreu i xhenazeve, nënkreu: "Kërkimi i lejes së të Dërguarit të Allahut ﷺ, nga Zoti i tij për të vizituar varrin e nënës së tij".

123 Referenca e larpërmendur.

124 Muslimi 1/191, kreu i Besimit, nënkreu: "Qartësimi se kush vdes në kufër (mohim), ai është në Zjarr dhe nuk meriton Shefatin dhe as nuk i bën dobi afërsia e të afërmëve të tij".

125 Fetaua 1/145-147.

## Një paqartësi dhe përgjigjja për të

Mund të ketë kundërshtim për atë që u tha më parë rreth mospasjes dobi për jobesimtarët nga Shefati, me atë që i Dërguari i Allahut ﷺ ,do të ndërmjetësojë për xhaxhain e tij Ebu Talibin, duke qenë ky mohues. Dijetarët kanë dhënë një numër përgjigjesh rreth kësaj:
1- Shefati për Ebu Talibin është vetëm Shefat lehtësimi dhe jo për nxjerrje nga Zjarri sikurse ndodh me njësuesit që kanë bërë gjynahe, të cilët nxirren prej tij dhe futen në Xhenet. E kjo është një përgjigje e fortë, për të cilën ka folur dhe e ka mbështetur Kurtubiu (Allahu e mëshiroftë).[126]
Po kështu edhe Ibn Tejmije përmend se jobesimtarët dallohen në kufrin e tyre, sikurse dallohen besimtarët, kështu që kur ka prej kafirëve që i lehtësohet kufri për shkak të ndihmës dhe mbështetjes (për besimtarët), atij do t’i bëjë dobi Shefati i të Dërguarit të Allahut ﷺ në lehtësimin e dënimit ndaj tij, por jo në heqjen e krejt dënimit. Më pas ai përmend çka transmetohet nga i Dërguari i Allahut ﷺ në çështjen e Shefatit të tij për xhaxhain, Ebu Talibin.[127]
2- Mospasja dobi e jobesimtarëve nga Shefati është e përgjithshme për të gjithë mohuesit, por është veçuar nga kjo Ebu Talibi, ku dhe për këtë numërohet ky Shefat nga të drejtat e të Dërguarit të Allahut ﷺ. Gjithashtu edhe kjo përgjigje është e fortë të cilën e pranon dhe Imam Bejhekiu (Allahu e mëshiroftë).[128]
3- Ebu Talibi, të cilit do t’i lehtësohet dënimi, do të ndjehet sikur nuk e provon (shijon) lehtësimin dhe sikur ai nuk ka pasur dobi nga Shefati. E mbështet këtë gjë ajo çka është transmetuar se ai nuk do të shikojë (mendojë) se njeri tjetër po pëson dënim më të madh se dënimi i tij, në një kohë kur ai vetë ka dënimin më të lehtë (në Zjarr).[129] Kjo sepse vetëm pak nga dënimi i Xhehenemit nuk mund t’i rezistojnë atij malet, e ai që dënohet në të nga vuajtja në të cilën gjendet, e bën të besojë që lehtësimi (i dënimit) nuk i ka bërë dobi.[130]
Gjithashtu këtu mund të jepet përgjigje për një paqartësi tjetër që lidhet me Shefatin e Madh, për të cilin është folur më parë, ku i Dërguari i Allahut

126 “Et-Tedhkira fi E’hualil-Meuta ue Umuril-Akhirah” e Kurtubiut 1/249; “Kitab el-Beath uen-Nushur” i Imam Bejhekiut f.31.
127 Fetaua 1/144.
128 Kitab “el-Beath ue en-Nushur” f.30; “Fet’h el-Bari” 11/431.
129 Muslimi 1/196, kreu i Besimit, nënkreu: “Kush ka dënimin më të lehtë nga banorët e Zjarrit”.
130 Fet’h el-Bari: 11/431.

ﷺ ndërmjetëson për të gjithë njerëzit që janë të grumbulluar Ditën e Gjykimit, e në mesin e tyre ndodhen jobesimtarë dhe besimtarë. Mund të jepet përgjigje për këtë se Shefati i të Dërguarit të Allahut në këtë moment, nuk do t'i shpëtojë mosbesimtarët nga zjarri, madje ky Shefat bëhet vetëm për të filluar gjykimi i njerëzve, me besimtarë e jobesimtarë. Është e mira për ne që ta mbyllim këtë studim me pjesën që vijon më poshtë, për shkak të rëndësisë së saj.

## Dallimi ndërmjet Shefatit tek Allahu dhe Shefatit te njerëzit

Nuk ka dyshim se ndërmjetësimi tek Allahu i Lartësuar nuk është si ai te njerëzit në dynja, ku sqarimi i kësaj bëhet si vijon:

1-Nga dallimet më të mëdha është se Shefati te njerëzit mund të bëhet pa lejen e atij, tek i cili bëhet ndërmjetësimi, qoftë edhe pa qenë i kënaqur ky i fundit, me atë për të cilin ndërmjetësohet, e kjo për shumë arsye. Kjo tregon ndikimin që ka krijesa te krijesa tjetër, përkundër Shefatit tek Allahu i Lartësuar, ku nuk bëhet vetëm pasi të japë leje Ai e të jetë i kënaqur me të ndërmjetësuarin, sepse në dorën e Allahut të Lartësuar është çdo gjë, çfarë dëshiron Ai të ekzistojë, ekziston, e çfarë nuk dëshiron të ekzistojë, nuk ekziston. Nuk ndikon tek Ai asgjë prej krijesave të Tij.

Dijetari Ibn Tejmije thotë duke sqaruar këtë: "Tek Allahu nuk ndërmjetëson kush vetëm pasi të japë leje Ai dhe veçse për personin që Ai është i kënaqur me të, e ndërsa te krijesat nuk ndodh kështu. Ata mund të jenë të të njëjtit nivel, ose më lart apo më poshtë se njëri- tjetri, ku ai që ndërmjetëson mund ta bëjë këtë pa i marrë leje atij tek i cili ndërmjetëson. Ky i fundit e pranon këtë ndërmjetësim, ose nga pushteti i ndërmjetësuesit apo dobia që mund të ketë prej tij, ose si sjellje reciproke ndërmjet tyre dhe ndihmë të ndërsjellë, ose për shkaqe të tjera. Ndërkaq është ndërmjetësimi, ai që e vë në lëvizje dëshirën e atij tek ai që i kërkohet ky ndërmjetësim, për ta pranuar atë që i kërkohet edhe nëse më parë nuk e dëshironte një gjë të tillë. Kjo sikurse urdhri, i cili ndikon tek ai që urdhërohet për ta zbatuar edhe nëse nuk e dëshiron një gjë të tillë"[131].

Gjithashtu Ibn Tejmije thotë: "Dhe kur Allahut i lutet, lutësin e ndërmjetëson tek Ai ndërmjetësuesi, e Ai i pranon ato, por jo për shkak të ndikimit dhe presionit, siç ndodh me krijesat. Por ngaqë Allahu i Lartësuar është Ai ia mundësojë lutësit të lutet, ndërmjetësuesin të ndërmjetësojë, Ai është

131 Fetaua 14/381.

Krijuesi i veprave të njerëzve. Ai është që ia lehtësoi robit të Tij pendimin dhe pastaj ia pranoi atë, ia lehtësoi punët e mira dhe pastaj e shpërbleu për to, ia lehtësoi lutjen dhe pastaj ia pranoi. Tek Ai askush nga krijesat nuk ka ndikim, por është Ai që krijon shkaqet."[132]

Muhamed Sidik Hasan Khan, kur krahason Shefatin që bëhet në dynja te njerëzit me atë që bëhet tek Allahu, numëron dhe komenton disa nga shkaqet që ndikojnë te Shefati që bëhet te njerëzit, duke thënë:

**A- Shefati i pozitës**. Duhet të dimë që ndërmjetësimi është përpjekje për t'i bërë mirë dikujt, ku në dynja ai është i shumëllojshëm, p.sh: kur provohet një vjedhje e bërë nga dikush i afërt i ndonjë pushtetari, e ndërmjetëson për të një ministër apo dikush me pozitë, e kështu falet vjedhësi dhe nuk dënohet. Pa dyshim që kryepushtetari në zemrën e tij dëshironte që ta dënonte vjedhësin, sepse kishte kryer një vepër të dënueshme dhe të përcaktuar në ligjin e tij, por ai e pranoi ndërmjetësimin e ministrit apo kujtdo tjetër afër tij, duke parë pozicionin dhe gradën që ka, si një nga shtyllat mbi të cilat ai ka ngritur pushtetin e tij. Ai mendoi se mbajtja e zemërimit brenda vetes për veprën që u krye dhe falja e vjedhësit, është më mirë sesa zemërimi i këtij ministri, gjë që mund të çonte në rrënimin e pushtetit të tij. Pikërisht ky ndërmjetësim i këtij lloji quhet 'Shefati i Pozitës', sepse u pranua për shkak të pozitës që kishte ministri te kryepushtetari. Ky lloj Shefati nuk i shkon për shtat pozitës së Allahut të Plotfuqishëm dhe nuk është i pranueshëm tek Ai. Askush nuk mundet të ndërmjetësojë tek Allahu në një formë të tillë, absolutisht jo. Kush beson se dikush nga të Dërguarit e Allahut ﷺ, apo dikush prej evliave, dijetarëve, shehidëve, engjëjve dhe të nderuarve mund të ndërmjetësojë tek Allahu me një Shefat të tillë, ai që e beson këtë është në të vërtetë një idhujtar që nuk ka kuptuar hyjninë e Allahut.

**B- Shefati i dashurisë**. Pra të ndërmjetësojë një i dashur i mbretit apo i kryepushtetarit, me qëllim që t'ia heqë dënimin e mbreti e pranon këtë ndërmjetësim nga dashuria që ka për ndërmjetësuesin si dhe nga bujaria për të. Kështu e fali veprën, p.sh., vjedhjen, nga kjo dobësi e tij. Pra ky lloj ndërmjetësimi quhet 'Shefati i Dashurisë', për shkak se u pranua duke u bazuar në dashurinë për ndërmjetësuesin.

Si në rastin e parë, edhe këtu ai (mbreti apo kryepushtetari) mendoi se mbajtja e zemërimit brenda vetes për një herë të vetme dhe falja e vjedhësit me qëllim që të ruante dashurinë e tij, ishte më mirë se hidhërimi nga

132 Fetaua 14/382,383; "Igathetul Lehfan" i Ibn Kajimit 1/220-223.

humbja e të dashurit. Gjithashtu edhe ky Shefat nuk është i pranueshëm tek Allahu i Lartësuar, e kush pretendon se është i pranueshëm tek Ai, atëherë ky është idhujtar dhe injorant. Madje, Allahu i Lartësuar edhe nëse ka nderuar dikë mes krijesave të Tij duke e konsideruar mik të Tijin, apo i ka folur drejtpërdrejt, apo e ka quajtur si "i Dërguar i Nderuar", apo "Shpirti Besnik", me gjithë këtë, Mbreti ngelet Mbret e vartësi, vartës.[133]

2- Gjithashtu nga dallimet mes Shefatit te njerëzit dhe atij që bëhet tek Allahu është se njerëzit kanë nevojë për ndërmjetësimin ndërmjet tyre, kjo për shkak të mosnjohjes që kanë rreth gjendjes së njëri-tjetrit. Ndërsa Allahu nuk ka nevojë që dikush të ndërhyjë që ta njoftojë për gjendjen e dikujt tjetër, sepse Ai është Njohësi i së dukshmes dhe së fshehtës. Dijetari Abdurrahman Ed-Deuseri (Allahu e mëshiroftë) e sqaron këtë gjatë komentit të fjalës së Allahut në ajetin Kursij: "*E kush është ai që mund të ndërhyjë (ndërmjetësojë) tek Ai përveç se me lejen e Tij ?*"(El-Bekare 225), ku thotë se kjo pyetje në këtë ajet mohon me të madhe ndërmjetësimin e çdokujt tek Allahu dhe tregon se jo thjesht nga ndërmjetësimi që bëhet, Allahu e lë dënimin e ndonjë gabuesi. Kjo bie ndesh me traditën, drejtësinë dhe urtësinë e Allahut, sepse Ai është Krijuesi dhe i Gjithëdituri që njeh gjendjen dhe çdo gjë që ka lidhje me gabuesit dhe nuk ka nevojë për ndërmjetësimin e dikujt që ta njoftojë. Krijesat janë ato që kanë nevojë për ndërmjetësim ndërmjet tyre, ku bën pjesë pushtetari dhe vartësi, kjo nga dobësia e pushtetarit dhe nevojës së tij për njohjen e gjendjes. Ndërsa krahasimi i Allahut me krijesat e Tij është i papranueshëm dhe jo i drejtë.[134] Gjithashtu ky dijetar thotë në komentin e fjalës së Allahut: "*Ai di se çfarë u ndodh krijesave të Tij në këtë botë dhe çfarë do t'u ndodhë atyre në botën tjetër*" d.m.th., që Allahut të Lartësuar nuk i fshihet asnjë nga gjendja e njerëzve, nga ajo që u ndodh tani dhe çfarë kanë lënë prapa, e Ai është i Gjithëdituri për çka dinë dhe nuk dinë robërit e Tij. Kjo pjesë nga ajeti Kursij është argument që hedh poshtë Shefatin që pretendojnë idhujtarët dhe ithtarët e librit (Jehudët dhe Kristianët), sepse Allahu di gjithçka nga veprat e njerëzve, të shkuarat, të tashmet dhe të ardhmet. Shefati që ata pretendojnë është i pamundur të bëhet tek Allahu, sepse ky Shefat arrihet pasi ndërmjetësuesi njofton atë që zotëron pushtet për hallin e dikujt që pushtetari nuk e njeh, e Allahu nuk ka nevojë ta njoftojë askush për gjendjen e krijesave të Tij.[135]

133 Nga libri: "Ed-Din el-Halis" e Muhamed Sidik Hasan 2/16,17,18 me shkurtime.
134 "Saf'uetul-Ethar uel-Mefahim min Tefsir el-Kur'an el-Adhim" 3/453.
135 Referenca e mësipërme 3/455,456.

**Nënkreu i dytë**
Shkaqet e arritjes së Shefatit

Në nënkreun e parë përmendëm kushtet pa të cilat nuk mund të realizohet Shefati në Ditën e Kijametit.
Shumë hadithe janë përcjellë nga Muhamedi ﷺ për arritjen e Shefatit me kryerjen e disa veprave të veçanta, që janë shkaqet për të cilat do të flasim në këtë studim. Kuptohet që thjesht këto shkaqe në vetvete nuk çojnë tek arritja e Shefatit, sepse patjetër duhen plotësuar kushtet e tij. Feja jonë nxit për kryerjen e këtyre shkaqeve, të cilat kur bëhen me sinqeritet dhe duke ndjekur Sunetin e të Dërguarit të Allahut ﷺ, çojnë me lejen e Allahut në arritjen e Shefatit në Ditën e Kijametit, me falje gabimesh dhe gjynahesh ose me ngritje të pozitës në Xhenet etj.

Nga këto shkaqe përmendim:

**1- Teuhidi** *(njësimi)* **dhe sinqeriteti në adhurimin e Allahut**: Pa dyshim teuhidi, i cili nënkupton veçimin e Allahut në adhurim, është nga shkaqet më të mëdha me të cilat meritohet Shefati në Ditën e Kijametit, madje është kusht kryesor i tij siç edhe kemi folur. Për këtë ka ardhur në hadith fjala e të Dërguarit të Allahut ﷺ ,kur është pyetur: "Kush është më i lumturi i njerëzve me Shefatin tënd në Ditën e Kijametit? E ai ka thënë: "*Më i lumturi i njerëzve me Shefatin tim në Ditën e Kijametit është kush thotë LA ILAHE ILALLAH, sinqerisht nga zemra e tij*"[136]. Për këtë gjë Ibn Tejmije thotë: "Shkaku i Shefatit është njësimi i Allahut, sinqeriteti në fe dhe adhurim, me të gjitha llojet e tij. Sa më i sinqertë të jetë njeriu, aq më shumë e meriton Shefatin, sikurse meriton më shumë dhe të gjitha llojet e mëshirës. Vetë Shefati është shkak nga shkaqet e mëshirës me të cilën Allahu mëshiron robërit e Tij, ku ata që e meritojnë më shumë këtë mëshirë, janë njësuesit e Tij dhe të sinqertët. Sa më i sinqertë të jesh në 'LA ILAHE ILALLAH' me dije, besim, vepra, distancim nga shirku dhe idhujtarët, dashuri, përkrahje, urrejtje dhe armiqësi (për hir të Allahut), e meriton më shumë mëshirën e Tij[137].

**2- Leximi i Kur'anit**: Më parë përmendëm në hadithin e Ebu Umames (Allahu qoftë i kënaqur me të) se ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ , të

136 Buhari 1/33.
137 Fetaua 14/414, me shkurtime.

thotë: “*Lexojeni Kur’anin, se ai do të vijë Ditën e Kijametit si ndërmjetësues për atë që e ka lexuar.*”[138] Lexuesit e Kur’anit janë ata që e lexojnë atë sipas rregullave, ata që meditojnë atë që lexojnë dhe punojnë me të. Për këtë ka ardhur në hadith: “*Punoni me Kur’anin, bëni hallall atë që ka bërë ai hallall dhe bëni haram atë që ka bërë ai haram, ndiqeni shembullin e tij e mos mohoni gjë prej tij. Çfarë është prej tij e paqartë për ju, kthejeni (për sqarim) tek Allahu dhe te prijësit tuaj pas meje që t’ju njoftojnë, besoni në Teuratin, Inxhilin, Zeburin dhe në atë çfarë u ka ardhur të Dërguarve nga Zoti i tyre, dhe le t’ju përfshijë Kur’ani e çka ka në të prej argumenteve të qarta, se ai (Kur’ani) është ndërmjetësues që i jepet e drejta të ndërmjetësojë*”[139].

**3- Agjërimi**: Në hadithin e Abdullah ibn Amrit (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregohet se i Dërguari i Allahut ﷺ , ka thënë: “*Agjërimi dhe Kur’ani ndërmjetësojnë për robin në Ditën e Kijametit, ku agjërimi do të thotë: O Zot! I ndalova atij ushqimin dhe epshet gjatë ditës, më lejo të ndërmjetësoj për të. Ndërsa Kur’ani thotë: I ndalova atij gjumin gjatë natës, më lejo të ndërmjetësoj për të, dhe ndërmjetësojnë që të dy.*”[140] Pra ky hadith është fare i qartë në Shefatin e agjërimit për atë që ka agjëruar. Kjo tregon vlerën e tij, veçanërisht për atë që e bën me besim dhe shpresë për shpërblim tek Allahu.

**4- Lutja pas ezanit**. Në Sahihun e Buhariut është transmetuar nga Xhabir ibn Abdullah (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre) se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: “*Kush thotë sapo dëgjon ezanin: O Zoti ynë, Zoti i kësaj thirrjeje të plotë që lajmëron për namazin të cilin do të falim! Nderoje Muhamedin ﷺ dhe jepi mundësinë të jetë ndërmjetësues për ne (Ditën e Gjykimit),vendose atë në ‘Vendin e Nderuar’ që ia ke premtuar. Pa dyshim, Ti e mban premtimin e dhënë*”[141]. Kush e bën këtë lutje pas çdo ezani, atij i është premtuar Shefati i të Dërguarit të Allahut ﷺ , në Ditën e Gjykimit.

**5- Banimi në Medine**, në qytetin e të Dërguarit të Allahut ﷺ, durimi ndaj vështirësive të saj dhe vdekja në të. Në Sahihun e Muslimit transmetohet nga Ebu Seid Meula el-Mehri, i cili ka shkuar tek Ebu Seid el-Hudriu në

138 Muslimi 1/553.
139 Hakimi në Mustedrek-un e tij 1/568, kreu i vlerave të Kur’anit, nga hadithi i Me’akel ibn Jesar el-Meznij (Allahu qoftë i kënaqur prej tij). Hakimi ka thënë se ky hadith e ka zinxhirin e transmetimit të vërtetë dhe nuk e kanë transmetuar Buhariu dhe Muslimi.
140 Ahmedi dhe Hakimi.
141 Buhari1/152, kreu i Ezanit, nënkreu: “Duaja pas ezanit”.

netët e Harres[142] dhe është këshilluar me të për largimin nga Medina, duke iu ankuar për çmimet e larta dhe numrin e madh të pjesëtarëve të familjes së tij. Gjithashtu e njoftoi se nuk bënte dot durim përballë vështirësive dhe rreziqeve të Medinës. Ebu Seid el-Hudriu i tha: Sa keq për ty! Nuk të këshilloj ta bësh këtë, sepse unë kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ të thotë: "*Kushdo që bën durim ndaj vështirësive të saj (Medines) dhe vdes prej tyre, unë do të jem për të ndërmjetësues apo dëshmitar në Ditën e Gjykimit, nëse ka qenë musliman*"[143]. Gjithashtu transmetohet nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Kushdo nga umeti im që bën durim ndaj vështirësive dhe rreziqeve të Medines, unë do të jem për të ndërmjetësues ose dëshmitar në Ditën e Gjykimit*"[144]. Ibn Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Kush ka mundësi të vdesë në Medine, le të vdesë, se unë do të ndërmjetësoj për atë që vdes aty*"[145]. Në këto hadithe e në të tjera si këto tregohet vlera e të banuarit në Medine, durimit ndaj vështirësive dhe rreziqeve të saj, vlera e vdekjes në të, të cilat janë nga shkaqet e meritimit të Shefatit të të Dërguarit të Allahut ﷺ.

**6- Lutjet (salavatet) për të Dërguarin tonë Muhamed**: Ruejfe'a ibn Thabit (Allahu qoftë i kënaqur nga ai) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Kush bën salavat për Muhamedin dhe thotë: O Zoti im! Vendose (Muhamedin) në vendin më të afërt te Ti në Ditën e Gjykimit, ai e ka merituar Shefatin tim*"[146]. Taberaniu transmeton nga Ebu Derdaja (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Kush bën salavat (lutje që Allahu ta lavdërojë dhe ta largojë nga të metat) për mua sapo hyn sabahu dhjetë herë dhe sapo hyn mbrëmja dhjetë herë, atë e kap Shefati im në Ditën e Gjykimit*"[147]. Ibn Me'sudi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) tregon se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Ai*

142 D.m.th. në netët që ka ndodhur Fitn'ja (trazira) e njohur, në të cilën u mor me forcë Medinia në vitin 63 h (komenti i sahih Muslimit 9/139).

143 Muslimi 2/1002, kreu i Haxhit, nënkreu: "Nxitja për të banuar në Medine dhe durimi ndaj rreziqeve të saj".

144 Referenca e mësipërme 2/1004.

145 Tirmidhiu 5/719 në "Kitab el Menakib", nënkreu: "Vlera e Medines", Tirmidhiu thotë: hadith hasen garib; Ibn Maxheh 2/1039; Imam Ahmedi 2/74,104; Ibn Hiban në sahihun e tij 5/21, si dhe Sujuti e ka njohur si të vërtetë (sahih) në "Xhamiu es-Sagir" f.163.

146 Ibn ebi Asim në Sunneh 2/395; Mundhiriu ka thënë: "Këtë e ka transmetuar Bazzari dhe Taberaniu në el-Kebir dhe e el-Euset dhe senedet e tyre janë të shkallës hasen; et-Tergib uet-Terhib 2/505; Hejthemiu thotë të njëjtën gjë për senedet e tyre në Mexhme'a ez-Zeuaid 10/163.

147 Në Mexhme'a ez-Zeuaid 10/120 thuhet: e transmeton Taberaniu me dy senede, njëri është hasen dhe Sujutiu e ka njohur hadithin si hasen në Xhamiu es-Sagir 2/175.

*që e meriton më shumë Shefatin tim në Ditën e Gjykimit, është ai që ka bërë më shumë salavate për mua"*[148].

**7- Namazi i xhenazes së një grupi muslimanësh për një musliman**: Në Sahihun e Muslimit, përcillet nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Nëse ka një të vdekur (musliman) që ia falin namazin e xhenazes një grup muslimanësh që mbërrin të njëqind vetët, ku që të gjithë ndërmjetësojnë për të, atyre do t'u pranohet të ndërmjetësojnë për të"*[149]. Gjithashtu transmetohet nga Kurejb Meula ibn Abas nga Abdullah ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre) se atij (ibn Abasit) i vdiq një djalë në Kudejd apo Usfan[150] dhe tha: O Kurejb, a janë grumbulluar njerëz për të? Dola, kur ja disa njerëz ishin mbledhur dhe e njoftova. Tha: A thua janë dyzet vetë? Thashë: Po. (Ibn Abasi) Ai:  Nxirreni, se unë kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ të thotë: "*Nuk ka musliman që të vdesë dhe t'ia falin xhenazen dyzet vetë që nuk i bëjnë shirk Allahut në asgjë, vetëm se Allahu do t'i lejojë të ndërmjetësojnë për të*"[151]. Murthed ibn Abdullah el-Jezniu ka thënë: Malik ibn Hubejra esh-Shami kur falte ndonjë xhenaze dhe njerëzit mblidheshin për t'u falur, i ndante ata në tre rreshta, pastaj thoshte: I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Kujt ia falin namazin e xhenazes tre rreshta njerëzish, atyre u lejohet të ndërmjetësojnë për të"*[152].

**8- Sexhdet e shpeshta**: Imam Ahmedi transmeton nga Zijad ebi Zijadi ky nga një shërbëtor burrë ose grua që thotë: I Dërguari i Allahut ﷺ i thoshte shërbëtorit: "*A ke ndonjë nevojë*"?, derisa një ditë shërbëtori i tha: O i Dërguari i Allahut, kam një nevojë. I Dërguari i Allahut ﷺ i tha: "*E cila është ajo*?" Ai: nevoja ime është që të ndërmjetësosh për mua në Ditën e Kijametit. I Dërguari: "*E kush të shtyu të kërkosh këtë?*" Shërbëtori iu përgjigj: Zoti im. I Dërguari i Allahut ﷺ tha: "*Më ndihmo (për këtë) me*

148 Tirmidhiu 2/354, kreu i "Namazit", nënkreu: "Çfarë ka ardhur nga vlera e duasë për të Dërguarin e Allahut" dhe thotë Tirmidhiu: ky hadith është hasen garib; Ibn Hibban 2/133 (ibn Biliban).
149 Muslimi 2/654, kreu i "Xhenazes", nënkreu: "Kujt ia falin xhenazen njëqind vetë, ndërmjetësojnë për të".
150 Vende këto në afërsi të Mekës, shih: Mu'axhem el-Buldan 4/121,313.
151 Muslimi 2/655, kreu i Xhenazeve, nënkreu: " Kujt ia falin xhenazen dyzet vetë, ndërmjetësojnë për të".
152 Ebu Daud 3/510, kreu i Xhenazes, nënkreu: "Safet e Xhenazes"; Tirmidhiu 3/347 ... dhe thotë: hadith hasen; Ibn Maxheh 2/478; Ahmedi 4/79.

*sexhde të shumta"* [153]. Muslimi transmeton nga Rabia ibn Keab el-Eslemi se ka thënë: Po kaloja natën me të Dërguarin e Allahut ﷺ dhe i shërbeva me atë çfarë kishte nevojë si dhe për të marrë abdes, ku më tha: "*Kërko!*" Thashë: Të kërkoj shoqërinë tënde në Xhenet. Ai: "*Apo diçka tjetër*". Unë: (pikërisht) kjo është ajo (që të kërkoj). Ai: "*Më ndihmo për veten tënde me sexhde të shumta*"[154]. Qëllimi me sexhde këtu është sexhdja në namaz dhe shkaku i nxitjes për të është se ajo është kulmi i modestisë dhe përuljes për Allahun e Lartësuar, ku vendoset në tokë pjesa më krenare dhe më e lartë e trupit, që është balli. Këto janë një pjesë e shkaqeve, me kryerjen e të cilave shpresohet të arrihet Shefati i të Dërguarit të Allahut ﷺ dhe i të tjerëve veç tij në Ditën e Gjykimit.

**A është vizita e varrit të të Dërguarit të Allahut ﷺ, Muhamedit, nga shkaqet e arritjes së Shefatit**?

Dikush ka përmendur se nga shkaqet e arritjes së Shefatit, është dhe vizita e varrit të Muhamedit ﷺ, duke u argumentuar me hadithe që i janë veshur të Dërguarit të Allahut ﷺ në këtë çështje. Nuk ka dyshim se vizita e varrit të tij është e ligjëruar në Islam (pa e pasur atë si qëllim të udhëtimit) dhe se vizitori ka shpërblim tek Allahu, por fjala se vizita e varrit shpërblehet me Shefat, këtu duhet të ndalemi pak. Hadithet, me të cilat është argumentuar kjo thënie, janë studiuar nga dijetarët e hadithit dhe kanë arritur në përfundimin se ato nuk janë të vërteta. Ata kanë kritikuar zinxhirin e transmetimit të këtyre haditheve, por për të mos u zgjatur po përmend disa prej këtyre:

- "Kush viziton varrin tim, e meriton patjetër Shefatin tim."[155]
- "Kush vjen tek unë si vizitor, pa qëllim tjetër veç vizitës sime, është detyrë për mua që të jem ndërmjetësues për të."[156]
- "Kush më viziton mua në Medine duke shpresuar tek Allahu shpërblimin, do të jem për të ndërmjetësues ose dëshmitar."[157]

"Kush viziton varrin tim ose më viziton mua, do të jem për të ndërmjetësues

153Ahmedi 3/500.Hejthemiu thotë: "E transmeton Ahmedi dhe transmetuesit janë të vërtetë (Mexhme'a ez-Zeuaid 2/249).
154 Muslimi 1/353, kreu i Namazit, nënkreu: "Vlera e sexhdes dhe nxitja për të".
155 Nxjerrja dhe gjykimi i këtyre haditheve gjendet në këto libra: "Përgjigjja ndaj Ehnauit" e ibn Tejmijes f.29; "es-Sarim el-Menkij" në përgjigjen ndaj Sebkiut e ibn AbdulHadij f.29; "Eudeh el-Ishareh" e Ahmed Nexhmit f.133-139.
156 "Es-Sarim el-Meknij" f.68,130,230; "Eudeh el-Ishareh" f.139-142,145-153,159-161.
157 Referenca e mësipërme.

ose dëshmitar."[158]
Nga këto mund të themi se vizita e varrit të Muhamedit nuk është nga shkaqet e meritimit të Shefatit të tij, për arsye të mosvërtetësisë së haditheve që flasin për këtë çështje. Pavarësisht nga numri i shumtë i transmetimeve, kur ato nuk janë të vërteta, nuk merren për bazë.

## Nënkreu i tretë

## Rregullat e kërkimit të Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ

Për të njohur në mënyrë të plotë besimin e Ehli Sunetit rreth Shefatit, e pashë të nevojshme sqarimin e rregullave të kësaj çështjeje të rëndësishme, e cila ka lidhje me temën. Konkretisht, a është e lejuar të kërkosh Shefatin nga i Dërguari i Allahut ﷺ ? Kur lejohet kjo e kur nuk lejohet?
Përgjigjja është kjo: Të kërkuarit e Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ në çështjet e dynjasë (kësaj bote) në kohën kur ai ishte gjallë, nuk kishte gjë të keqe. Ndërsa kërkimi i Shefatit në çështjet e botës tjetër (Ahiretit) nga i Dërguari i Allahut ﷺ , këtu çështja ndahet:

**A-** Nëse kjo është bërë në kohën kur ai ishte gjallë dhe i pranishëm, ka qenë e lejuar dhe ka ndodhur në të vërtetë. Kjo është si të kërkuarit e lutjes prej kujtdo që është vepërmirë dhe i devotshëm. Sahabët afroheshin tek Allahu me lutjen dhe Shefatin që bënte për ta i Dërguari i Allahut[159] ﷺ . Ibn Tejmije përmend unanimitetin e muslimanëve për këtë, ku thotë: "Shefati i tij (i të Dërguarit të Allahut ﷺ ) dhe lutja e tij për besimtarët janë të dobishme në çështjet e dynjasë dhe të fesë, kjo me unanimitetin e muslimanëve"[160]. Nga argumentet që vërtetojnë se sahabët kanë kërkuar Shefatin nga i Dërguari i Allahut ﷺ në kohën që ai ishte gjallë, është ajo çka transmetohet nga Enes ibn Malik (Allahu qoftë i kënaqur prej tij), i cili thotë: I kërkova të Dërguarit të Allahut ﷺ që të ndërmjetësonte për mua në Ditën e Gjykimit dhe më tha: "*Unë do ta bëj këtë*". Unë: O i Dërguar i Allahut ﷺ , po ku të të kërkoj? Ai: "*Vendi i parë ku të më kërkosh, është në Sirat (ura mbi Xhehenem)*"[161]. E mbështet këtë edhe hadithi që kemi përmendur dhe që transmetohet nga

158 Referenca e mësipërme.
159 "Er-Raddu alal-Bekri" i ibn Tejmijes f.328; Mexhmua el-Fetaua 1/143,147.
160 Fetaua 1/148.
161 Tirmidhiu në Sunenin e tij 4/621, kreu i Kijametit, si dhe ka thënë: hadith hasen garib; Imam Ahmedi 3/178 . Shejh Albani ka thënë për këtë hadith në Mishkat el-Mesabih 3/1557: senedi i tij është hasen.

Auf ibn Malik el-Eshxheiu, se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Më erdhi dikush ( prej engjëjve i dërguar) nga Zoti im dhe më dha të zgjidhja ndërmjet asaj që të hynte gjysma e umetit tim në Xhenet dhe ndërmjet Shefatit, dhe unë zgjodha këtë të fundit*". Ne thamë: O i Dërguari Allahut, për hir të Tij dhe meqë jemi shokët e tu, a nuk na përfshin dhe ne në Shefatin tënd? Ai: "*Ju do t'ju përfshijë Shefati im.*" E në një transmetim tjetër thuhet: O i Dërguari i Allahut ﷺ, lute Allahun të na bëjë prej atyre që i përfshin Shefati yt."[162]
Duhet të dimë se jo çdokush që e ka kërkuar Shefatin nga i Dërguari i Allahut ﷺ gjatë kohës që ai ishte gjallë, do të thotë se do ta përfshijë Shefati, por patjetër duhet të plotësohen kushtet e tij për të qenë nga ata që e meritojnë atë. Për këtë arsye, Allahu e ndaloi të Dërguarin e Tij të kërkojë falje për nënën dhe xhaxhain e tij, sikurse kemi folur më lart. Allahu i thotë të Dërguarit të Tij për hipokritët: "*Edhe nëse ti (o Muhamed) kërkon falje për ta, madje edhe sikur të kërkosh shtatëdhjetë herë falje për ta, (përsëri) Allahu nuk do t'i falë, sepse ata nuk kanë besuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij*" (Teube: 80).

**B-** Nëse kërkimi i Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ bëhet pas vdekjes së tij, d.m.th., në kohën që ndodhet në varr, kjo nuk lejohet dhe madje është një nga bidatet (shpikjet në fe) për të cilën nuk ka argument që ta lejojë. Ibadetet (adhurimet) ngrihen dhe bazohen mbi ndjekjen e Sunetit (traditës profetike) të të Dërguarit të Allahut ﷺ dhe jo mbi dëshirat dhe bidatet. Gjithashtu një gjë e tillë nuk është bërë e as nuk është këshilluar të bëhet nga sahabët e të Dërguarit të Allahut ﷺ. Ata kanë qenë më të përkushtuarit e njerëzve për të bërë punë dhe vepra të mira, po kështu dhe ata që erdhën më pas prej ndjekësve të tyre. Pra, nuk lejohet kërkimi i Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ pas vdekjes së tij, para Ditës së Kijametit, as te varri i tij e as larg varrit.
Ibn Tejmije thotë: "Kërkimi i Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ, apo kërkimi pas vdekjes së tij që të lutet për dikë, qoftë edhe pranë varrit të tij, nuk është e lejuar te gjykimi i askujt prej dijetarëve islamë, as nuk e ka përmendur ndonjë nga katër imamët (e medhhebeve) dhe as ndonjë nga nxënësit e tyre, por këtë gjë e kanë përmendur disa të vonshëm."[163] Është e

162 Tirmidhiu 4/627; Ahmedi 2/641.
163 Prej librave në të cilët janë mbledhur fjalët e këtyre të mëvonshmëve dhe që ua marrin për bazë këto fjalë, është: "Sheuahid el-hak fil istigatheti bi sejjid el-hak", me autor Jusuf ibn Ismail en-Nebhani, ku ndërkaq i është kundërpërgjigjur këtij libri sheh Mahmud Shukri el-Elusij në librin: "Gajetu el-emanij fi er-rraddi ala en-Nebhani".

kuptueshme se nëse kërkimi i Shefatit dhe kërkesa nga i Dërguari i Allahut ﷺ te varri i tij që të lutet për dikë, nëse do të kishte qenë e lejuar, do të kishin qenë sahabët, dhe ata që i pasuan, më të ditur në këtë çështje dhe më të përkushtuar se çdo kush tjetër, sikurse dhe dijetarët nuk do ta linin pa e përmendur një gjë të tillë. Sa e bukur është ajo çfarë ka thënë imam Maliku: “Nuk i përmirëson të fundmit e këtij umeti, veçse ajo që i ka përmirësuar të parët e tij.”[164,165] Kështu, kur nuk lejohet të kërkosh Shefatin nga i Dërguari i Allahut ﷺ pas vdekjes së tij, po kështu nuk lejohet ta kërkosh edhe nga profetët, engjëjt dhe njerëzit e devotshëm, për arsye të mospasjes mundësi që ata të përgjigjen. Ibn Tejmije thotë: “Dije se i Dërguari i Allahut ﷺ dhe askush tjetër prej profetëve të tjerë, nuk ua kanë lejuar njerëzve lutjen e engjëjve, profetëve dhe njerëzve të devotshëm pasi ata kishin vdekur, dhe as kërkimin e Shefatin prej tyre, as pas vdekjes së tyre dhe as në mungesë të tyre. Të mos thotë dikush: o engjëjt e Allahut, ndërmjetësoni për mua tek Allahu, luteni të na ndihmojë e të na furnizojë apo të na udhëzojë. Gjithashtu të mos i drejtohet dikujt që ka vdekur prej profetëve dhe njerëzve të devotshëm: O i Dërguar i Allahut ﷺ, lute Allahun për mua, kërkoja këtë gjë për mua, lute të më falë. Kjo pra është ajo çfarë dihet në fenë tonë në mënyrë të prerë dhe që ka ardhur me transmetime të shumta, si edhe çfarë dihet nga mendimi i përbashkët i muslimanëve se as i Dërguari i Allahut ﷺ e as profetët e tjerë para tij, nuk e kanë lejuar këtë gjë, madje tek ithtarët e librit (Jehudët dhe Kristianët) nuk është transmetuar që ndonjë profet i tyre ta ketë lejuar këtë gjë. Gjithashtu askush nga dijetarët muslimanë nuk ka përmendur nga ritet e Haxhit e as është e pëlqyeshme që të kërkohet prej të Dërguarit të Allahut ﷺ te varri i tij që të ndërmjetësojë për dikë, apo t’i kërkohet që të lutet për umetin e tij, apo të ankohet për atë çka i ka rënë umetit prej fatkeqësive në çështjet e fesë dhe dynjasë.”[166] Argument për këtë është gjithashtu ajo që sahabët e të Dërguarit të Allahut ﷺ nuk i kërkonin atij Shefat pas vdekjes për ndonjë nga nevojat e tyre fetare apo materiale. Madje kur u goditën nga thatësira, nuk kërkuan prej tij që të bjerë shi, por kaluan te dikush tjetër prej atyre që ishin gjallë. Pra, kërkimi i Shefatit nga dikush tjetër (veç të Dërguarit të Allahut ﷺ) është prej llojeve të kërkesës për të bërë lutje, e cila patjetër duhet të kërkohet në kohën që tjetri është gjallë dhe i pranishëm.

Ibn Tejmije thotë: "...madje Umeri, Muavija (Allahu qoftë i kënaqur prej

164 “Esh-Shifa” i Kadi El Ijadit 2/88.

165 Fetaua 1/141.

166 Fetaua 1/160,161.

tyre) e të tjerë me ta, kur u ra thatësirë (pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut ﷺ ), afroheshin tek Allahu dhe kërkonin ndërmjetësim që të binte shi, me ata që ishin gjallë, si Abasi, xhaxhai i të Dërguarit të Allahut ﷺ dhe Jezid ibn el-Es'ued (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre)[167]. Ata nuk kërkuan ndërmjetësim nga i Dërguari i Allahut që të bjerë shi, as te varri i tij e as te varri i dikujt tjetër, por e bënë këtë me dikë tjetër në vend të të Dërguarit të Allahut ﷺ , si Abasi dhe Jezid ibn el-Es'ued si dhe bënin salavat (luteshin) për të Dërguarin e Allahut. Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) thoshte: " O Zoti ynë! Ne afroheshim te Ti me të Dërguarin tonë (kjo kur ishte gjallë) e Ti na sillje shi, ndërsa tani afrohemi me xhaxhain e të Dërguarit tonë, prandaj na zbrit shi o Zoti ynë"[168]. Pra këtë e bënë në vend të asaj që bënin më parë (praninë e të Dërguarit të Allahut ﷺ), në një kohë kur e kishin mundësinë që të shkonin te varri i tij dhe t'i kërkonin afrim tek Allahu dhe ndërmjetësim."[169]

**C-** Ndërsa kërkimi i Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ në Ditën e Gjykimit është i vërtetuar në tekstet islame, ku njerëzit e kërkojnë Shefatin prej tij. Ne folëm disi për këtë kur përmendëm Shefatin e Madh dhe njerëzit i kërkojnë të Dërguarit të Allahut ﷺ që të ndërmjetësojë për ta te Zoti i tyre, që të bëjë gjykimin e njerëzve dhe të hyjnë banorët e duhur në Xhenet. Kërkimi i Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ në Ditën e Gjykimit është sikurse kërkimi i Shefatit dhe kërkimi i lutjes prej tij në kohën që ka qenë gjallë. Pra ata (shokët e tij) do të kërkojnë prej tij të ndërmjetësojë tek Allahu, sikurse kur ishin në dynja dhe kërkonin prej tij që të lutej për ta, për largimin e thatësirës[170].Kjo gjë, në kohën që ishte gjallë, ka qenë e lejuar dhe ka ndodhur në realitet, pavarësisht se kërkesa kishte lidhje me çështjet e dynjasë apo të Ahiretit. Ndërsa ta kërkosh Shefatin prej tij pas vdekjes së tij (kur ai është në jetën e varrit), nuk lejohet, por mund ta kërkosh atë prej Allahut të Lartësuar, sikurse lutësi të thotë: O Zoti im, ma bëj rrësk Shefatin e të Dërguarit Tënd, ose: O Zot im, më bëj prej atyre që do të lejosh të Dërguarin Tënd të ndërmjetësojë për ta, ose: O Zoti im, mos ma privo Shefatin e të Dërguarit Tënd, etj., si këto lutje. Nga dëshira e madhe që kishin të parët tanë të mirë për të merituar Shefatin e të Dërguarit të Allahut

167 "El-Isabeh fi temjiz es-sahabe" 3/634.

168 Buhariu 1/16, kreu i kërkimit dhe lutjes për shi, nënkreu i kërkesës së njerëzve nga imami që të lutet për shi në kohën kur bën thatësirë; "Kitab et-Teuassul" i shejh Albanit f. 51-69.

169 Fetaua 1/318,319.

170 "Iktida' Sirat el-Mustekim" i ibn Tejmijes 2/783.

ﷺ, e lusnin Zotin që t'ua mundësonte këtë. Kadi El Ijad, pasi përmend se kjo gjë ka ardhur në transmetime të shumta, thotë: "Duke u bazuar në këtë (kërkimin e Shefatit nga të parët tanë të mirë prej Zotit të tyre) nuk merret për bazë fjala e atij, i cili thotë se është e papëlqyeshme (mekruh) që njeriu t'i kërkojë Allahut që t'ia mundësojë Shefatin e Muhamedit ﷺ, (me arsyetimin) se ai (Shefati) na qenka vetëm për gabuesit."[171,172] Nga ajo që ia vlen të përmendet këtu, është se kush dëshiron të arrijë Shefatin e Muhamedit apo të dikujt tjetër në Ditën e Gjykimit, të shtojë sa më shumë të kërkuarit e Shefatit prej Allahut të Lartësuar, si dhe të bëjë shkaqet që çojnë në arritjen e Shefatit.

171 Kjo është fjalë dhe paqartësi e Mu'tezilitëze për të cilën do të flasim më poshtë inshallah.
172 Tefsiri i Kurtubiut 10/310; Komenti i Sahih Muslimit nga imam Neveviu 3/36.

Dhe sa për ata që janë fasika
(jobesimtarë, të pabindur ndaj Allahut, të liq),
vendbanimi i tyre do të jetë Zjarri.
Sa herë që do të duan të dalin,
do të kthehen përsëri aty

(Es-Sexhde 20)

Shefati sipas atyre që kundërshtojnë Ehli Sunetin dhe cila është përgjigjja ndaj tyre.

**Nënkreu i parë**: Hauarixhët dhe Mu'tezilitët.

Drejtimi i tyre rreth çështjes së Shefatit

Folëm në kapitullin e dytë rreth llojeve të Shefatit, ku ndërmjet tyre ishte ai për muslimanët që kanë bërë gjynahe të mëdha (p.sh: pirja e alkoolit, vrasja, vjedhja, imoraliteti) dhe përmendëm argumentet që mbështesin këtë lloj të Shefatit. Hauarixhët dhe Mu'tezilitët e kanë mohuar këtë Shefat, pra e kanë bërë të ndaluar për ata që meritojnë dënimin, ose që të dalin nga zjarri ata që kanë hyrë në të[173]. Për ata, kush hyn në zjarr (Xhehenem), nuk del më prej tij[174]. Nuk kanë mohuar Shefatin për ata që janë shpërblyer me Xhenet që t'u shtohen shkallët në të[175], sikurse nuk kanë mohuar as Shefatin e Madh[176]. Hauarixhët, të cilët u shfaqën diku nga fundi i kohës së sahabëve, e mohuan Shefatin për ata muslimanë që kanë bërë gjynahe të mëdha, po kështu dhe Mu'tezilitët, që u shfaqën në kohën e tabiinëve. Ata thanë se kush hyn në zjarr prej (muslimanëve) njësuesve të Allahut, të cilët kanë bërë gjynahe, do të qëndrojnë aty përgjithmonë edhe nëse kanë dëshmuar LA ILAHE ILALLAH MUHAMED RESULULLAH, edhe nëse kanë falur namaz e kanë dhënë zekat, kanë agjëruar Ramazanin e kanë bërë Haxhin, kanë lutur Allahun që t'i mbrojë nga Zjarri dhe t'i fusë në Xhenet, vetëm e vetëm se ata kanë vdekur dhe nuk kishin hequr dorë nga kryerja e gjynahut, duke e ditur dhe besuar që është i ndaluar të bëhet (ky gjynah), si duke besuar në atë çka ka ardhur prej paralajmërimit të ashpër ndaj këtij gjynahu. Kështu, ata (Hauarixhët dhe Mu'tezilitët) gjykuan për ta se do të qëndrojnë përgjithmonë në Xhehenem me Faraonin, Hamanin dhe Karunin[177]. Është i njohur tek ata mendimi që Allahu nuk i fal ata që kanë bërë gjynahe të mëdha, as nuk i nxjerr nga Zjarri pasi i ka futur në të, as me Shefat e as me gjë tjetër[178] si dhe kush hyn në Xhehenem, qëndron në të përgjithmonë, sepse ai ose kafir (mohues), ose ka bërë gjynah të madh

173 Fetaua 1/116.

174 "Kitab esh-Sheriah" i Axhiriut f. 331; "Mekalatë el-Islamijine" i ebu Hasen el-Esh'ariut 1/168,334.

175 Fetaua 1/116; Komenti i Sahih Muslimit nga Neveviu 3/35; "El-Keshshaf" i Zemehsheriut 1/152.

176 Komenti i Neveviut 3/36; "Mearixh el-Kabul" i Hakemiut 2/256.

177 Mearixh el-Kabul e Hakemiut 2/256.

178 Fetaua 1/318.

dhe ka vdekur pa u penduar për këtë gjynah.[179] Ndërkaq, sapo Hauarixhët mohuan Shefatin, sahabët ua tërhoqën vërejtjen për këtë veprim të tyre dhe u treguan atyre atë që kishin dëgjuar nga i Dërguari i Allahut ﷺ rreth kësaj gjëje[180]. Shembull për këtë është edhe ajo çka transmetohet nga Muslimi prej hadithit të Ebu Asimit (Muhamed ibn ebi Ejub) që thotë: Më ka treguar Jezid el-Fakir duke thënë: Më patën pushtuar disa mendime të Hauarixhëve. Bashkë me një grup prej disa vetësh shkuam për të bërë Haxhin dhe pastaj do të ngrinim krye (të luftonim) ndaj njerëzve. Rrugës kaluam në Medine, kur ja Xhabir ibn Abdullah duke biseduar me njerëzit, ishte ulur i mbështetur pas një shtylle duke u rrëfyer atyre nga i Dërguari i Allahut ﷺ. Ai përmendi Xhehenemlinjtë (ata myslimanë që dalin nga Zjarri i Xhehenemit pasi kishin hyrë në të) dhe unë u thashë: O shok i të Dërguarit të Allahut ﷺ, ç'është kjo që po rrëfeni kur Allahu thotë: "*Zoti ynë! Vërtet ata të Ti i fut në Zjarr, padyshim që i ke poshtëruar*" (Ali Imran 192), atëherë ç'është kjo që thoni? (Xhabiri) A e lexon Kur'anin? Unë: Po. Ai: A ke dëgjuar për Mekamin (pozita) e Muhamedit? Unë: Po. Ai: Ai është Mekami i Nderuar i Muhamedit, me të cilin Allahu do të nxjerrë (nga Zjarri) ata që duhet. Pastaj përshkroi vendosjen e Siratit (urës mbi Xhehenem) dhe kalimin e njerëzve në të, vetëm se ai pretendoi që disa njerëz do të dalin nga Zjarri pasi qenë në të. Thamë: mjerë për ne! A mendoni se plaku (Xhabiri) gënjen ndaj të Dërguarin e Allahut ﷺ ? U kthyem dhe pasha Allahun nuk ngriti krye prej nesh kundër njerëzve përveç njërit."[181]

Kadiu AbdulXhebar, një nga kokat e Mu'tezilitëve, ka thënë duke sqaruar drejtimin Mu'tezilit rreth Shefatit: "Nuk ka mosmarrëveshje ndërmjet dijetarëve në atë që Shefati i të Dërguarit të Allahut ﷺ, do të bëhet për umetin Islam, por mosmarrëveshja qëndron në atë që për kë kategori do të bëhet ky Shefat. Te ne (Mu'tezilitët), Shefati është për të penduarit nga besimtarët, ndërsa te Murxhiat (d.m.th. sipas tyre: Ehli Suneti) është për fasikët (ata që kanë bërë gjynahe), të cilët kanë pas falur namazin."[182]

179 "Leuamia el-En'uar" i Saferinit 2/217; "Milel ue Nihel" i Shehrestanit 1/45,114,115.
180 "Sherh usul itikad ehli sunneh" i Elkaiut 6/1094; Fet'h el-Bari 11/426.
181 Sahihu i Muslimit 1/179, kreu i besimit.
182 "Sherh el-Usul el-Hamse" i Kadi AbdulXhebarit f. 688.

Paqartësitë që kanë argumentet dhe përgjigjja ndaj tyre

**Paqartësia e parë**

Argumentimi i tyre me ajetet Kur’anore që paralajmërojnë për dënimin me Zjarr të atyre që kundërshtojnë Allahun dhe bëjnë gjynahe, si dhe mosdalja e tyre prej Zjarri.
Kjo sjell për pasojë, sipas drejtimit të tyre, atë se kush bën gjynahe të mëdha, qëndron në Zjarr përgjithmonë, nëse ka vdekur pa u penduar, sepse Hauarixhët i konsiderojnë kafira (jomuslimanë) ata që bëjnë gjynahe të mëdha. Ndërsa Mu’tezilitët i nxjerrin nga rrethi i besimit, por që nuk i quajnë kafira, duke i konsideruar në një shkallë ndërmjet dy shkallëve (besimit dhe kufrit). Në botën tjetër, sipas tyre, ata qëndrojnë në Zjarr përgjithmonë (duke u bashkuar kështu me mendimin e Hauarixhëve për sa i përket çështjes në botën tjetër). Kadi AbdulXhebar thotë: “Argumentet japin të kuptosh atë që dënimi meritohet në formë të përhershme dhe si na dalka fasiku (mëkatari) nga Zjarri, për shkak të Shefatit të të Dërguarit të Allahut ﷺ,? Këtë (mosdaljen e tij nga Zjarri) e mbështet fjala e Allahut: "*A është pra ai, ndaj të cilit Fjala e ndëshkimit është e merituar dhe e përligjur (njësoj me atë që i largohet çdo të keqeje)? Pra, ti (Muhamed) do ta shpëtosh atë që është në Zjarr?*”(Ez-Zumer 19)”[183]. “Pra ky ajet mbështet atë që i Dërguari i Allahut ﷺ nuk ndërmjetëson për fasikët dhe të prishurit, sepse ai po të ndërmjetësonte për ta, do të ishte shpëtues nga Zjarri, e këtë Allahu ia ka ndaluar”[184]. Gjithashtu argumentohen me ajetin: “*Zoti ynë! Vërtet ata që Ti i fut në Zjarr, padyshim që i ke poshtëruar. Dhe për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) nuk do të ketë ndihmës*”( Ali Imran 192), ajet për të cilin folëm në argumentimin që bënin me të Hauarixhët te hadithi (i Xhabirit) që kaloi pak më sipër.
Kadiu AbdulXhebar thotë: “Ajeti mbështet atë se ai që është i padrejtë, nuk e arrin Shefati i të Dërguarit të Allahut ﷺ , as nuk shpëton nga Zjarri nëse ka vdekur pa hequr dorë nga gjynahu i tij”[185].
Gjithashtu argumentohen me ajetin: “*Dhe sa për ata që janë fasika (jobesimtarë, të pabindur ndaj Allahut, të liq), vendbanimi i tyre do të jetë Zjarri. Sa herë që do të duan të dalin prej andej, do të kthehen përsëri aty*”(Es-Sexhde 20). Kadi AbdulXhebar thotë: “Nëse fasiku do të dilte prej Zjarrit, për shkak se kaq

183 “Sherh el-Usul el-Hamse” f. 693.
184 “Muteshabih el-Kur’an” f. 592.
185 Referenca e mësipërme f. 177.

kishte merituar të qëndronte në të apo për shkak të Shefatit, atëherë i bie të mos ishte e vërtetë ajo që Allahu thotë se sa herë duan të dalin prej tij (Zjarrit), kthehen përsëri në të"[186].

Po kështu ajeti: "*Muxhrimi (krimineli, mëkatari, jobesimtari) do të dëshironte të lironte veten nga ndëshkimi i asaj Dite (në këmbim) me fëmijët e tij.*" (El-Mearixh 11).

Kadi AbdulXhebar thotë: "Ajeti mbështet atë që dënimi do të bjerë mbi çdo muxhrim dhe nuk ka rrugëdalje për të nga dënimi, sepse ai nëse do të gjente rrugëdalje me Shefat apo diçka tjetër, nuk do të përshkruhej në këtë formë, e cila e bën dënimin të pashmangshëm"[187].

Gjithashtu ajeti: "*Dhe kthehuni me pendim e përkushtim të vërtetë te Zoti juaj dhe nënshtrojuni Atij në Islam si muslimanë, para se t'ju vijë ndëshkimi, (sepse) atëherë nuk do të ndihmoheni.*" (Ez-Zumer 54).

Kadi AbdulXhebar thotë duke sqaruar me këtë ajet drejtimin e tij Mu'tezilit: "Kujt i vjen dënimi, për të nuk ka ndihmës dhe kjo hedh poshtë mendimin se për të mund të ketë Shefat"[188].

Përgjigjja ndaj këtyre paqartësive

Përgjigjja mund të jepet nga disa drejtime

**A-** Sahabët dhe kush i ka ndjekur ata me mirësi, pranojnë dhe besojnë atë që ka ardhur në shumë hadithe të vërteta nga i Dërguari i Allahut ﷺ, se Allahu do të nxjerrë nga Zjarri njerëz prej besimtarëve, të cilët e kanë kundërshtuar Atë dhe kanë bërë gjynahe. Do t'i nxjerrë me Shefatin e Muhamedit ﷺ, të tjerë me Shefatin e tjetërkujt veç tij, ndërsa të tjerë do t'i nxjerrë pa Shefat[189]. Pra, sipas Ehli Sunetit, ata që kanë bërë gjynahe të mëdha dhe kanë vdekur me besim, nuk do të qëndrojnë përgjithmonë në Zjarr. Sahabët, Tabi'inët dhe të gjithë dijetarët e Islamit janë të një mendimi se askush prej atyre që kanë (bërë gjynahe) dhe kanë pasur besim në zemrat e tyre qoftë edhe sa një grimcë, nuk do të qëndrojnë në Zjarr përgjithmonë[190]. Kjo sepse Ehli Suneti nuk e konsideron kafir (jobesimtar),

186 Referenca e mësipërme f. 561.
187 Reference e mësipërme f. 665.
188 Referenca e mësipërme f. 597.
189 Fetaua e ibn Tejmijes 1/149; "Sherh el-Usul" i Elkaiut 6/1089; "Sherh el-Akide et-Tahauie" i ibn ebil Izz el-Hanefij 2/524.
190 Fetaua e ibn Tejmies 1/149; Sherh el-Usul e Elkaiut 6/1089; Sherh el-Akide et-Tahauie e ibn ebil Izz el-Hanefij 2/524.

atë që bën gjynah të madh sikurse te Hauarixhët, dhe as si Mu'tezilitët që e nxjerrin nga rrethi i besimit. Tek Ehli Suneti ky njeri është besimtar me besim të mangët, ose besimtar për besimin e tij dhe fasik për gjynahun e tij. Pra nuk i jepet i plotë emri "besimtar", por as nuk i hiqet krejt[191]. Ai në botën tjetër, nëse ka vdekur pa u penduar, do të jetë nën dëshirën e Allahut (nëse Allahu dëshiron, e fal e nëse jo, nuk e fal).
Imam Ebu Uthman es-Sabuni thotë: "Ehli Suneti beson se besimtari edhe nëse bën gabime e gjynahe të shumta, të vogla e të mëdha, ai nuk del nga besimi."[192]

**B-** Ajetet, të cilat ata që mohojnë Shefatin i marrin si argument, janë të veçanta vetëm për jobesimtarët.
Imam Ebu Bekr El-Axhuri thotë: "Ai që përgënjeshtron Shefatin, gabon shumë rëndë në mënyrën se si komenton duke dalë nga Kur'ani dhe Suneti. Kjo ndodh, sepse ai mbështetet në ato ajete të Kur'anit, të cilat kanë zbritur për jobesimtarët, me të cilat Allahu lajmëron se ata do të hyjnë në Zjarr dhe nuk do të dalin prej tij. Pra, ai që përgënjeshtron Shefatin, i merr këto ajete sikur të kenë zbritur për njësuesit dhe nuk e kthen kokën fare në atë çfarë ka njoftuar i Dërguari i Allahut ﷺ për çështjen e Shefatit, i cili do të bëhet për ata që kanë bërë gjynahe të mëdha, ku dhe Kur'ani e argumenton"[193].
Imam Bejhekiu thotë: "Ajetet që flasin për qëndrimin e përhershëm në Zjarr, janë të gjitha për kafirët"[194].
Këto ishin përgjigjet në formë të përgjithshme ndaj argumenteve të tyre, ndërsa tani po japim përgjigjet në mënyrë të hollësishme:
1- Ajeti: "*Ai është nga ata, ndaj të cilit Fjala e ndëshkimit është e merituar... Pra, ti (Muhamed) do ta shpëtosh atë që është në Zjarr?*" Qëllimi me "Fjalën e ndëshkimit" këtu është fjala e Allahut për Iblisin: "*Se unë me të vërtetë do ta mbush Xhehenemin me ty dhe me ata (njerëz) që do të të vijnë pas, me ju të gjithë së bashku.*" (Zumer 85). Allahu ka dashur me këtë ajet qetësimin e zemrës së të Dërguarit të Tij, sepse ai kishte dëshirë të madhe që populli i tij të besonte dhe Allahu i bëri të ditur që kujt i është caktuar se do të dënohet, ai, i Dërguari i Allahut ﷺ , nuk mundet ta shpëtojë nga Zjarri duke e bërë besimtar. Disa nga të parët tanë të mirë kanë thënë: "Ajeti ka për qëllim Ebu

191 Akide Uasitije f. 16,17; Mesail el-Iman f. 313.
192 Akidja e Selefëve e imam Sabunit f. 276, si dhe shiko Kitab el-Ba'th uen-Nushur e Bejhekiut f. 36.
193 Sheriah f. 334,335.
194 El-Ba'th uen-Nushur f. 49.

Lehebin, djalin e tij dhe këdo që nuk besoi nga fisi i Muhamedit”[195]

2- Domethënia e fjalës së Allahut “*Zoti ynë! Vërtet ata që Ti i fut në Zjarr, padyshim që i ke poshtëruar. Dhe për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) nuk do të ketë ndihmës*” është: O Zoti ynë! Atë që Ti e fut në Zjarr prej robërve të Tu dhe e mban aty përgjithmonë, vetëm se e ke poshtëruar dhe ndërsa besimtari nuk poshtërohet, rruga e të cilit është për në Xhenet edhe nëse dënohet në Zjarr pjesërisht. Ky koment është transmetuar nga një grup prej të parëve tanë të mirë, si Enes ibn Malik, Sejid ibn Musejib dhe Hasen El Basriu (Allahu i mëshiroftë të gjithë)[196]. Pra ky ajet është i veçantë vetëm për ata që nuk dalin nga Zjarri si dhe për këtë arsye Allahu thotë: “*Dhe për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) nuk do të ketë ndihmës*”[197]. Të tjerë si Xhabir ibn Abdullah thonë rreth kuptimit të ajetit: Ti o Zot, kë fut në Zjarr prej atyre që nuk dalin më e prej atyre që dalin, padyshim që janë poshtëruar me dënimin tënd, ku poshtërimi këtu është nxjerrja në shesh i të metave dhe turpërimi i atij që dënohet, sepse Allahu kë ka dënuar në Ahiret për shkak të gjynaheve, padyshim që e ka turpëruar.[198] Kështu që në këtë ajet nuk ka argument për qëndrimin e përhershëm në Zjarr të kujtdo që hyn në të dhe as nuk ka argument për privimin nga Shefati.

3- Ndërsa ajeti: “*Dhe sa për ata që janë Fasikë, vendbanimi i tyre do të jetë Zjarri. Sa herë do të duan të dalin prej andej, do të kthehen përsëri aty.*” (Sexhde 20), komentuesit kanë rënë në një mendje se qëllimi me shprehjen “*ata që janë Fasikë*” është: ata që mohuan dhe nuk iu bindën Allahut.[199]

4- Ndërsa në ajetin: “*Muxhrimi (krimineli, mëkatari, jobesimtari) do të dëshironte të lironte veten nga ndëshkimi i asaj Dite (në këmbim) me fëmijët e tij.*”(El-Mearixh: 20), kuptimi është: Kafiri dëshiron dhe uron në këtë Ditë të Gjykimit, të lironte veten nga dënimi i Allahut qoftë edhe me njerëzit më të dashur dhe më të afërm që kishte në dynja. Kjo për shkak të belasë dhe dënimit të madh që i ka rënë në këtë ditë.[200]

5- Ndërsa në ajetin: “*Dhe kthehuni me pendim, besim e përkushtim të vërtetë te Zoti juaj dhe nënshtrojuni Atij në Islam si muslimanë, para se t'ju vijë ndëshkimi, (sepse) atëherë nuk do të ndihmoheni*”(Ez-Zumer: 45), qëllimi me këtë është: “Kthehuni te Zoti juaj me bindje, njësim, veçim dhe sinqeritet në adhurim “*para se t'ju vijë ndëshkimi*”, d.m.th., në dynja, për shkak të mohimit tuaj ndaj

195 Fet'hul-Kadir e Sheukanit 4/456.

196 Tefsiri i Taberiut 4/211.

197 Tefsiri i Kurtubiut 4/316.

198 Tefsiri i Taberiut 4/211.

199 Tefsiri i Taberiut 11/107; Tefsiri i ibn Kethirit 3/463.

200 Tefsiri i Kurtubiut 19/75.

Allahut "*(sepse) atëherë nuk do të ndihmoheni*", d.m.th., nuk do të ndaloheni ndaj dënimit të Tij[201]. Pra qëllimi me "ndëshkimin" këtu është dënimi në këtë dynja, siç përmendin komentuesit e Kur'anit dhe jo dënimi në Ahiret (botën tjetër).

## Paqartësia e dytë

Argumentimi i tyre me tekstet që frikësojnë dhe paralajmërojnë nga dënimi, të cilat gjenden në Kur'an dhe Sunet, dhe që tregojnë qartë për qëndrimin e përhershëm në Zjarr, gjë që hedh poshtë (sipas tyre) mundësinë e Shefatit për gabuesit Ditën e Gjykimit. Një nga ajetet me të cilat argumentohen, është: "*Dhe kushdo që vret besimtarin qëllimisht, shpërblimi i tij është Xhehenemi për të banuar atje. Dhe Zemërimi e Mallkimi i Allahut është mbi të, e për të është përgatitur ndëshkim i madh.*" (En-Nisa: 93).
Kurse nga hadithet është ajo që transmeton Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Kush vret veten e tij me hekur, do ta mbajë atë në dorë duke goditur barkun e tij në Zjarrin e Xhehenemit, në të cilin do të qëndrojë përgjithmonë.*"[202] Gjithashtu argumentohen me atë që transmetohet te Buhariu dhe Muslimi nga Xhubejr ibn Mut'im (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Nuk hyn në Xhenet ai që pret lidhjet me të afërmit dhe farefisninë.*"[203]
Gjithashtu çka transmetohet te Muslimi nga Hudhejfe, se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "*Nuk hyn në Xhenet ai që merret me 'Nemime'* (përhapja e të metave të njerëzve me qëllim të keq)."[204] .

Përgjigjja ndaj këtyre paqartësive

1- Tekstet Kur'anore dhe hadithet, të cilat paralajmërojnë dhe frikësojnë për qëndrimin e përhershëm në Zjarr, apo për privimin nga hyrja në Xhenet i atyre që bëjnë gjynahe të tilla (siç përmend ajeti dhe hadithet që kaluan), mundet të kenë për qëllim ata që i konsiderojnë këto gjynahe si të

201 Tefsiri i Taberiut 24/17; Tefsiri i Kurtubiut 15/269,270.
202 Sahihu i Buhariut 7/32, kreu i "Mjekësisë", nënkreu: "Pirja e helmit dhe i ilaçit (bashkë) me të; Sahihu i Muslimit 1/103, kreu i "Besimit", nënkreu: "Zmadhimi i ndalesës së vrasjes së vetes".
203 Buhariu 7/72, kreu i "Edukatës"; nënkreu : "Gjynahu i atij që pret lidhjet me të afërmit"; Muslimi 4/1981, kreu i "Mirësisë, lidhjeve dhe edukatës", nënkreu: "Lidhja e gjakut dhe ndalesa nga shkëputja e saj".
204 Muslimi 1/1001, kreu i "Besimit", nënkreu: "Zmadhimi i ndalesës së nemimes".

lejuara, ku me këtë gjë ata kthehen në jobesimtarë. Ndërsa ata që i kryejnë këto gjynahe, por duke besuar se janë të ndaluara (haram), nuk i përfshin paralajmërimi me qëndrimin e përhershëm në Zjarr, por ai i dënimit të përkohshëm.[205]

2- Dënimi që përmendet në tekstet Kur'anore dhe hadithet që kaluan, është shpërblim për ata që i bëjnë të tilla gjynahe, por Allahu me bujarinë e Tij i nderon njehsuesit e Tij, duke i nxjerrë nga Zjarri dhe duke i futur në Xhenet, për shkak të njësimit të tyre.[206]

3- Paralajmërimi dhe frikësimi për mosfutje në Xhenet ka për qëllim atë që ka kryer një gjynah dhe nuk e meriton hyrjen në Xhenet, nëse do të shpërblehet sipas gjynahut të tij. Kështu ai dënohet në masën e gjynaheve që ka bërë dhe pastaj hyn në Xhenet. Ose ndoshta Allahu e fal dhe nuk e dënon fare.[207]

4- Në këto tekste kemi të bëjmë me paralajmërim për dënim, moszbatimi i të cilit (dënimit) është diçka e pëlqyeshme. Allahut të Lartësuar i përshtatet në Madhërinë e Tij dhe i lejohet të mos e zbatojë këtë paralajmërim, ndërsa nuk i përshtatet madhërisë së Tij të mos mbajë premtimin. Dallimi ndërmjet këtyre të dyjave është se paralajmërimi për dënim është e drejtë e Allahut dhe moszbatimi i dënimit nga ana e Tij, është falje, ndërsa premtimi për shpërblim është një detyrim, të cilin Ai ia ka vënë vetes së Tij, e Allahu nuk e shkel premtimin.[208]

5- Veprat apo gjynahet që përmenden në tekste, janë shkak për dënim, por kjo nuk do të thotë se dënimi do të ndodhë patjetër, kur kemi shkaqe të tjera që e pengojnë atë, si p.sh: pendesa, njësimi, veprat e mira e të shumta që fshijnë të këqijat, fatkeqësitë e mëdha që i bien besimtarit me të cilat i shlyhen gabimet, zbatimi ndaj tij i ndëshkimeve ligjore etj.[209]

## Paqartësia e tretë

Argumentimi me ajetet Kur'anore që mohojnë Shefatin, i cili nuk u bën dobi atyre që kanë kundërshtuar Allahun dhe se ai na qenka i veçantë vetëm për rritjen e pozitës dhe shkallës së banorëve në Xhenet.

Nga këto ajete përmendim: "*Kësisoj, asnjë ndërmjetësim i ndërmjetësuesve*

205 "Medarixh es-Salikin" i ibn Kajimit 1/395; Fet'h el-Bari 3/227.
206 Fet'h el-Bari 3/227; "Kitab el-Ba'th" i Bejhekiut f. 49.
207 "Kitab et-Teuhid" i ibn Huzejmes 2/868,869.
208 "Medarixh es-Salikin" 1/296; "Kitab el-B'ath" f. 50.
209 "Medarixh es-Salikin" 1/396.

*nuk do t'u sjellë atyre ndonjë dobi*" (Muddethir : 48). Njëri prej tyre (Mu'tezilitëve' dhe ky është Zemehsheri), duke mohuar Shefatin për ata që kanë kundërshtuar Allahun (qofshin edhe besimtarë) dhe duke pohuar se Shefati bëhet vetëm për ngritjen e shkallëve në Xhenet, thotë: "Nëse të gjithë ndërmjetësuesit prej Melekëve (engjëjve), të Dërguarve e të tjerë veç tyre do të ndërmjetësonin për ata (që nuk i janë bindur Allahut), nuk do t'u vlente ky ndërmjetësim, sepse Shefati është për ata me të cilët Allahu është i kënaqur, ndërsa këta për shkak të gjynaheve që kanë bërë, Allahu është i zemëruar. Në këtë rast ka argument se ky Shefat vlen në këtë Ditë për të shtuar shkallët e atyre, me të cilët Allahu është i kënaqur"[210]. Gjithashtu argumentohen me ajetin: "*Nuk do të ketë as ndonjë që t'u bëhet shok, as ndërmjetësues për Dhalimunët (politeistët dhe keqbërësit), të cilëve nuk do t'u kushtohet aspak vëmendje*" (Gafir : 18). Thonë (Mu'tezilitët): "Pra, Allahu e mohon që të ketë për Dhalimunët ndërmjetësues, ku ata që kanë bërë gjynahe të mëdha janë Dhalimunë"[211] Gjithashtu ajeti: "*Dhe kini frikë një Ditë (të Gjykimit) kur askush nuk do t'i bëjë dobi tjetrit, as nuk do të pranohet ndërmjetësim prej ndokujt, as nuk do t'i hiqet ndokujt nga shpërblimi i tij e as nuk do të ndihmohen*" (Bekare : 48). Thonë: "Në të ka argument se Shefati nuk pranohet për ata që kanë kundërshtuar Allahun, sepse (Allahu në këtë ajet) ka mohuar që dikush t'i bëjë dobi tjetrit dhe që të pranohet Shefati i ndonjë ndërmjetësuesi. Kështu, ajeti ka ardhur për ata që meritojnë dënimin në këtë Ditë, sepse ky mesazh nuk u përshtatet veçse atyre"[212].

Ajeti: "*O ju që keni besuar! Shpenzoni nga ajo me të cilën ju kemi furnizuar, para se të vijë një Ditë kur nuk do të ketë as marrëveshje, as shoqëri dhe as ndërmjetësim. E jobesimtarët, ata janë Dhalimunë (keqbërës, mohues).*" (Bekare : 254). Thonë: "Nëse doni që t'ju fshihen gabimet tuaja, nuk do të gjeni ndërmjetësues që të ndërmjetësojë për ju, sepse Shefati në këtë Ditë do të jetë vetëm për të shtuar shkallët në Xhenet e jo për gjë tjetër"[213].

Ajeti: "*... dhe ata nuk mund të ndërmjetësojnë veçse për ata me të cilët Ai (Allahu) është i kënaqur.*" (Enbija': 28).

Argumenti për ta (Mu'tezilitët) është se ky ajet tregon se Shefati nuk do të bëhet veçse për atë që punët e tij kanë qenë të kënaqshme tek Allahu dhe se kafirit (mohuesit) dhe fasikut (gabuesit) nuk u takon Shefati"[214].

210 "El-Keshaf" i Zemehsherit 4/162.
211 "Sherh el-Usul el-Hamse" i AbdulXhebarit f. 689.
212 "Muteshabih el-Kur'an" f. 20; El-Keshaf 1/67.
213 "El-Keshaf" i Zemehsherit 1/152.
214 "Muteshabih el-Kur'an" f. 499.

Përgjigjja ndaj kësaj paqartësie

Mund t'i përgjigjemi kësaj paqartësie me atë që ajetet Kur'anore, të cilat mohojnë Shefatin, kanë lidhje vetëm me jobesimtarët, përkundër njësuesve që kanë bërë gabime, ku Shefati për ta është i vërtetuar siç ka ardhur në Kur'an dhe Sunet.
Ibn Hazmi thotë: "Shefati është i vërtetuar me tekst Kur'ani, të cilin nuk e mund e kota, si dhe është vërtetuar që atë lloj të Shefatit, të cilin Allahu e ka mohuar, është tjetër nga ai që e ka pohuar, në këtë nuk ka dyshim. Ky lloj që e ka hedhur poshtë, është ai për jobesimtarët, të cilët do të qëndrojnë përherë në Zjarr ... , si dhe nuk ka dyshim se ai lloj i Shefatit, të cilin Allahu e ka lejuar të bëhet nga ata që është i kënaqur prej fjalës së tyre (LA ILAHE ILALLAH), është për ata muslimanë që kanë bërë gabime"[215]. Ndërsa Shefati për shtimin e shkallëve në Xhenet për banorët e tij, nuk ka kundërshtim në të, por kjo nuk do të thotë që të gjitha llojet e Shefatit do të jenë kështu, duke devijuar nga komenti i vërtetë i teksteve që flasin për Shefatin, gjë që është e papranueshme[216]. Kjo ishte një përgjigje e përgjithshme ndaj kësaj paqartësie, ndërsa tani u përgjigjemi argumenteve të tyre me hollësi:
1- Ajeti: "*Kësisoj, asnjë ndërmjetësim i ndërmjetësuesve nuk do t'u sjellë atyre ndonjë dobi*", qëllimi me këtë ajet janë jobesimtarët, të cilëve nuk do t'u vlejë Shefati në Ditën e Gjykimit, siç thotë Allahu (duke i paraprirë këtij ajeti): *"(Dhe do t'u thonë atyre): "Ç'ju bëri të hyni në Xhehenem?". Do të thonë: "Ne nuk qemë prej atyre që falnin namaz e as nuk prej atyre që ushqenin të varfrit. Ne flisnim gënjeshtra me llafazanët dhe përgënjeshtronim Ditën e Gjykimit, derisa erdhi te ne ajo që është e sigurt (vdekja)". Kësisoj, asnjë ndërmjetësim i ndërmjetësuesve nuk do t'u sjellë atyre ndonjë dobi*".(El-Mudethir : 42-48).
Imam Ebu Bekër El-Axhurij thotë pasi përmend këto ajete: "Të gjitha këto janë sjellje dhe karaktere të jobesimtareve, e Allahu thotë: "*Kësisoj, asnjë ndërmjetësim i ndërmjetësuesve nuk do t'u sjellë atyre ndonjë dobi*", ku na tregon se patjetër do të ketë Shefat, vetëm se nuk do të jetë për ta, por për njësuesit e Allahut, i cili thotë: "*Elif – Lam – Ra. Këto janë vargjet e Librit dhe Kur'anit të qartë. Sa shumë do të dëshironin të kishin qenë muslimanë ata që mohuan.* " (El-Hixhr : 1,2), jobesimtarët do të shikojnë se së bashku me ta në Zjarr ka njerëz nga muslimanët. Kështu fillojnë t'u përmendin atyre të metat duke u thënë: "Nuk ju pati vlerë Islami juaj kur jeni me ne në Zjarr". Muslimanët hidhërohen nga kjo fjalë dhe Allahu urdhëron Melekët, Të Dërguarit dhe të

215 El-Faslu fil-Milel e ibn Hazmit 4/64.
216 Sherh Sahih Muslim e imam Neveviut 3/35.

tjerë prej besimtarëve që të ndërmjetësojnë për ta. Ata ndërmjetësojnë dhe muslimanët dalin nga Zjarri. Ndërkaq, banorët e Zjarrit i humbin nga sytë dhe pyesin për ta, ku u thuhet se ndërmjetësuesit kanë ndërmjetësuar për ta, sepse ishin muslimanë dhe si të tillë e merituan Shefatin. Në këtë moment mosbesimtarët dëshirojnë të kishin qenë muslimanë, që t'i përfshinte Shefati. Kështu u siguruan se për ta nuk kishte se kush të ndërmjetësonte e as nuk kishte mik të ngushtë që t'u bënte dobi nga dënimi i Allahut.

Allahu thotë për mohuesit sapo i ka kapur dënimi dhe e kanë kuptuar që Shefati i përkiste tjetërkujt; Thanë: "*Tani, a ka ndonjë ndërmjetësues për ne që të mund të ndërmjetësojë në emrin tonë? A po mundet të dërgohemi përsëri (në dynja) që të bëjmë punë të mira ndryshe nga (poshtërsitë) ç' punuam?*" (A'raf : 53). Gjithashtu Allahu thotë: "*Pastaj ata do të hidhen kryengulthi (në Zjarr). Ata dhe shejtanët e tjerë që u zhytën në gabim e ligësi. Dhe gjithë ushtarët (ndjekësit) e Iblisit së bashku. Ata do të thonë ndërsa hahen (me njëri-tjetrin): "(Betohemi) për Allah! Vërtet që ne ishim në gabim të qartë, kur ne ju mbajtëm (për zota të rremë) si të barabartë (në adhurim) me Zotin e të gjithë botëve. Dhe askush nuk na ka sjellë ne në gabim përveç Muxhrimunëve (Iblisit dhe atyre njerëzve të zhytur në krime, politeistëve, shtypësve). Tani ne nuk kemi asnjë ndërmjetësues. As edhe ndonjë mik të afërt (për të na ndihmuar).*" (Esh-Shuara' : 94-101)"[217].

El-Axhurij transmeton nga Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur prej të dyve) fjalën e Allahut: "*Sa shumë do të dëshironin të kishin qenë muslimanë ata që mohuan*" se ka thënë: "Do të vazhdojë Mëshira dhe Shefati derisa të thuhet: le të hyjë në Xhenet çdo musliman, e në këtë kohë mosbesimtarët do të donin të kishin qenë muslimanë"[218].

2- Ajeti: "*Nuk do të ketë asnjë që t'u bëhet shok e as ndërmjetësues "Dhalimunëve" (politeistëve dhe keqbërësve), të cilëve nuk do t'u kushtohet aspak vëmendje.*" (Gafir: 18). Qëllimi me fjalën "Dhalimunë" këtu janë jobesimtarët, sepse fjala "Dhalim" sa herë përmendet në mënyrë absolute, ka të bëjë me jobesimtarët[219].

Ibn Kethiri thotë: "Për ata që i kanë bërë vetes "Dhulm" (padrejtësi) duke marrë dikë tjetër si Zot në vend të Allahut, nuk do të ketë në Ditën e Gjykimit të afërm që t'u bëjnë dobi dhe as ndërmjetësues që të bëjë Shefat për ta. Madje do t'u priten të gjitha lidhjet që kanë pasur në dynja"[220].

217 Kitab esh-Sheriah f. 335,336, me shkurtime.

218 Kitab esh-Sheriah f.337; Tefsiri i Taberiut: 14/3.

219 Leuami el-En'uar e Sefarinit 2/217.

220 Tefsiri i ibn Kethirit 4/76.

3- Ajeti: "*Dhe kini frikë nga një Ditë (të Gjykimit) kur askush nuk do t'i bëjë dobi tjetrit, as nuk do të pranohet ndërmjetësim prej ndokujt, as nuk do t'i hiqet ndokujt nga shpërblimi i tij e as nuk do të ndihmohen*", qëllimi këtu me shprehjen *"askush nuk do t'i bëjë dobi tjetrit"*(El-Bekare) është jobesimtari. Ndërsa fjala e Allahut "*as nuk do t'i pranohet ndërmjetësimi prej ndokujt*", ka për qëllim atë që ka vdekur në mohim pa u penduar tek Allahu[221]. Gjithashtu e mbështet këtë koment shkaku i zbritjes së vetë ajetit si përgjigje ndaj pretendimit të Jehudëve se baballarët e tyre do të ndërmjetësojnë për ta[222].

4- Ajeti: "*O ju që keni besuar! Shpenzoni nga ajo me të cilën Ne ju kemi furnizuar, para se të vijë një Ditë kur nuk do të ketë as marrëveshje, as shoqëri dhe as ndërmjetësim. E jobesimtarët janë "Dhalimunë" (keqbërës, mohues)*" (El-Bekare: 254), komentuesit e Kur'anit përmendin se Shefati i mohuar këtu ka lidhje me jobesimtarët.

Imam Taberiu e sqaron këtë me hollësi, ku thotë se kuptimi është: "Para se të vijë një ditë kur nuk do të ketë as marrëveshje e as shoqëri dhe as ndërmjetësim për jobesimtarët, sepse besimtarët do të ndërmjetësojnë për njëri-tjetrin". Pastaj (imam Taberiu) transmeton nga Katade, i cili ka thënë për këtë ajet: "Allahu e di se do të ketë njerëz që do të duhen me njëri tjetrin në dynja dhe se do të ndërmjetësojnë për njëri-tjetrin, ku në Ditën e Gjykimit nuk ka shoqëri përveç asaj të të devotshmëve". Pastaj imam Taberiu thotë: "Në pjesën e ajetit "*E jobesimtarët, ata janë 'Dhalimunë'* ", ka argument të qartë për atë që thamë më lart, sepse fjalën e Allahut "*nuk do të ketë as marrëveshje, as shoqëri dhe as ndërmjetësim*" e pason pikërisht fjala e Tij "*E jobesimtarët, ata janë 'Dhalimunë'* ", që tregon se jobesimtarëve u është ndaluar ndihma nga shoqëria si shpërblim kjo për mosbesimin e tyre tek Allahu, duke i bërë vetes padrejtësi që i çoi në këtë përfundim të keq"[223]

5- Ajeti: "*... dhe ata nuk mund të ndërmjetësojnë veçse për ata me të cilët Ai (Allahu) është i kënaqur*" (El-Enbija': 28). Imam Ibn Hazmi duke iu përgjigjur atyre që argumentohen për të mohuar Shefatin dhe duke e kufizuar atë vetëm në ngritjen e shkallëve në Xhenet, thotë: "Për ta nuk ka argument në këtë ajet, sepse kur Allahu lejon për nxjerrjen nga Zjarri dhe futjen në Xhenet (të atij muslimani që ka bërë gabime) me ndërmjetësimin e ndërmjetësuesve, kjo do të thotë se Ai (Allahu) ka qenë i kënaqur me të"[224].

Imam Sefarini thotë: "Me fasikun (ai që ka bërë gjynahe të mëdha), Allahu

221 Tefsiri i Taberiut 1/268.

222 Leuami' el-En'uar 2/217; Tefsiri i Taberiut 1/267.

223 Tefsiri i Taberiut 3/3,4.

224 El-Faslu fil-Milel 4/64.

është i kënaqur me të nga ana e besimit dhe e asaj pune të mirë që mund të ketë bërë, edhe nëse ka qenë i urryer nga ana e gabuesve dhe kryerjes së veprave të këqija; përkundër jobesimtarit me të cilin Allahu nuk është i kënaqur në mënyrë absolute, për shkak të mungesës së themelit mbi të cilin ngrihen punët e mira... e ky themel është besimi"[225]. Kështu pra, çfarë vjen në Kur'an prej Shefatit të refuzuar, qëllimi me të është refuzimi i tij për mohuesit dhe idhujtarët, sikurse kaloi në ajetet e mësipërme. Gjithashtu me disa ajete ku Shefati refuzohet, mund të kihet si qëllim refuzimi i atij Shefati që nuk janë plotësuar kushtet e tij, si p.sh., të jetë pa lejen e Allahut për ndërmjetësuesin, ose të jetë Allahu i pakënaqur me atë për të cilin bëhet ndërmjetësimi, pra që Allahu të jetë i kënaqur me të, duhet të jetë musliman. Këto janë paqartësitë kryesore që kanë ata që mohojnë Shefatin për besimtarët që kanë bërë gjynahe, ku me ndihmën e Allahut iu dha përgjigje.

## Paqartësitë e tyre logjike dhe përgjigjja

Paqartësi të tjera, të cilat i kanë veçanërisht Mu'tezilitët, mund t'i klasifikojmë brenda paqartësive logjike. Këto paqartësi i ka shfaqur një nga kokat e tyre, Kadi AbdulXhebar ibn Ahmed në një nga librat e tij, ku po i paraqesim si vijon:

## Paqartësia e parë

Ai thotë: "Ajo që transmetohet nga i Dërguari i Allahut ﷺ,: "*Shefati im është për ata nga umeti im, të cilët kanë bërë gjynahe të mëdha.*", ky hadith nuk është i vërtetë, por edhe nëse do të ishte i tillë, ai është i transmetuar me drejtim 'Ehad'[226*], për këtë arsye nuk vlen të argumentohet me këtë hadith."[227]

Përgjigjja ndaj kësaj paqartësie

1- Kur folëm rreth Shefatit për besimtarët që kanë bërë gjynahe të mëdha, përmendëm se ky hadith është transmetuar në shumë libra hadithesh si

225 "Leuami el-En'uar" 2/217,218; Tefsiri i Taberiut 1/379.

226* Hadithi 'Ehad' është ai që mund të jetë i transmetuar në breza të ndryshëm nga një, dy, tre apo më shumë transmetues, ndërsa hadithi 'Muteuatir' është ai që transmetohet në çdo brez nga nje numër i madh transmetuesish, aq sa është e pamundur që të gjithë të bien dakord për të gënjyer. Sh.p.

227 "Sherh el-Usul el- Hamse" f. 690.

dhe nga një numër sahabësh, dhe se dijetarët kanë thënë se ky hadith është i vërtetë.

2- Të mos e marrësh këtë hadith si argument duke qenë i vërtetë, për shkak se qenka i shkallës 'Ehad', nuk është e pranueshme, sepse siç thamë ai është i vërtetë dhe është transmetuar nga një numër i madh sahabësh. Ndërsa pretendimi i Mu'tezilitëve është se nuk mund të argumentohet me këto lloj hadithesh 'Ehad', veçanërisht në çështjet e Akides (Besimit). Kjo është nga pikat ku Mu'tezilitët kundërshtojnë Ehli Sunetin, të cilët nuk bëjnë dallim ndërmjet haditheve 'Ehad' dhe 'Muteuatir' kur ato janë të vërteta dhe i marrin si argument në çështjet e Besimit.[228]

3- Këtë lloj të Shefatit (për besimtarët që kanë bërë gjynahe të mëdha) e mbështesin një numër i madh hadithesh të tjera të vërteta, të gjata dhe të përmbledhura, që gjenden në Sahih Buhari dhe Sahih Muslimi etj., ku disa prej të cilave i kemi përmendur më parë.

## Paqartësia e dytë

Kadi AbdulXhebar thotë: "Qëllimi me hadithin e lartpërmendur ("*Shefati im është për ata nga umeti im që kanë bërë gjynahe të mëdha*) është kur ata janë penduar për gjynahet e tyre."[229]

Përgjigjja ndaj kësaj paqartësie

1- Nuk ka argument që ta lidhë këtë lloj Shefati me pendesën, as në këtë hadith e as në një tjetër përveç tij.

2- Dihet se pendesa fshin gabimet dhe gjynahet që janë bërë para saj dhe ai që është penduar me sinqeritet e pastaj Allahu ia ka falur gabimin, është sikur të mos kishte bërë gabime fare. Allahu i fal të gjitha gabimet e të penduarit. Derisa qenka kështu, ai nuk ka nevojë për Shefatin e askujt, por nevojë ka ai që ka gabuar dhe nuk është penduar. Ibn Tejmije, duke sqaruar çështjen e faljes së Allahut për të penduarit, thotë: "Allahu i Madhëruar thotë: "*Allahu nuk fal t'i bëhet ortak Atij dhe fal çdo gabim përveç këtij për atë që do.*" (En-Nisa: 48,116), pra lajmëron se nuk e fal shirkun, si dhe fal çdo

228 Këtë çështje e kanë studiuar një numër i madh dijetarësh, duke u zgjeruar në argumentet rreth saj dhe duke iu kundërpërgjigjur atyre që kundërshtojnë, madje disa e kanë klasifikuar këtë çështje më vete në librat e tyre. Shiko p.sh.: "Kitab er-Risaleh" i Shafiut f.369; Sahih Buhari 8/132, kreu i haditheve 'Ehad'; Përmbledhja e "Sauaik el-Murseleh" i ibn Kajimit 2/359; Hadithet 'Ehad' në hadithin profetik e Abdullah Xhibrin; "Besimi në Allah" i Omer el-Eshkar f. 36.

229 "Sherh el-Usul el-Hamse" f.691.

gabim tjetër për atë që do, dhe nuk është e mundur që me këtë të kuptohet ai që pendohet, sikurse ka prej Mu’tezilitëve që e thonë këtë. Allahu i fal atij që pendohet shirkun e të gjitha gabimet e tjera, por shirkun e fal vetëm me pendim, ndërkohë që gabimet e tjera mund t’i falë edhe pa pendesë, pra në rastin kur njeriu nuk pendohet dhe nuk ka bërë shirk, falja e tij lidhet me dëshirën e Allahut. Për këtë arsye, Allahu i Lartësuar sapo përmend faljen për të penduarit, thotë: “*Thuaj: O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti.*” (Ez-Zumer: 53).

Në këtë ajet, Allahu përfshin me faljen e tij të gjitha gjynahet, ku Ai i fal robit çdo gabim për të cilin është penduar, si atë që pendohet nga shirku, ashtu edhe atë që pendohet nga gjynahet e mëdha. Pra në ajetin e mësipërm e përgjithësoi faljen për të gjitha gjynahet, ndërsa në ajetin: “*Allahu nuk fal t’i bëhet ortak Atij dhe fal çdo gabim përveç këtij për atë që do*”, e përjashtoi shirkun nga falja e Tij dhe duke lënë në dëshirën e Tij faljen e çdo gjynahu tjetër”[230].

### Paqartësia e tretë

Kadi AbdulXhebar thotë: “I Dërguari i Allahut ﷺ, kur të kërkojë të ndërmjetësojë për atë që ka bërë gjynahe të mëdha, ka këto mundësi: të ndërmjetësojë, ose të mos ndërmjetësojë; nëse nuk do t’i jepej leja për të ndërmjetësuar, kjo nuk lejohet, sepse është ulje për pozitën e tij. Nëse do t’i jepej leja për ndërmjetësim, kjo nuk lejohet gjithashtu, sepse ne argumentuam që shpërblimi i atij që nuk e meriton (se ka bërë gjynahe dhe nuk është penduar) është gjë e keqe”[231] Qëllimi i Mu’tezilitëve këtu është mohimi i Shefatit për atë që bën gjynahe të mëdha. Gjithashtu thonë: “Allahu i Lartësuar përmbush premtimin dhe zbaton paralajmërimin e Tij në mënyrë të prerë, sepse Ai nuk gënjen dhe nuk ka kush që të ndryshojë fjalët e Tij.”[232]

Pra duke u bazuar në ajetet që Allahu frikëson dhe paralajmëron me dënimin i Tij, ata (Mu’tezilitët) ia bënë të detyrueshëm Allahut zbatimin e dënimit të paralajmëruar, si dhe pretenduan se Ai nuk ka mundësi të bëjë të kundërtën; i Lartësuar është Allahu nga kjo që ata i përshkruajnë!

230 Fetaua 11/184, 185.
231 “Sherh el-Usul el-Hamse” f. 691.
232 “Kitab el-Mu’tezileh” i Zuhdi Xharullah f.51.

Përgjigjja ndaj kësaj paqartësie

1- Kemi folur më parë se moszbatimi i dënimit të paralajmëruar, nuk është gjë e keqe, madje e lavdërueshme, si dhe Allahut të Lartësuar i lejohet të mos zbatojë dënimin e paralajmëruar nga Ai vetë, sepse kjo është një e drejtë e Tij dhe Ai është Falës e Mëshirues.
2- Nuk është e drejtë që të bëhet kufizim vetëm me ajetet që paralajmërojnë dënimin, sikurse bëjnë Hauarixhët dhe Mu'tezilitët, por as të kufizuarit vetëm në ajetet që premtojnë për shpërblimin, sikurse bëjnë Murxhi'et, por patjetër duhet bashkimi ndërmjet gjithë këtyre ajeteve në argumentim. Ky është drejtimi i mesëm që ndjek Ehli Suneti.
3- Në fjalën e Mu'tezilitëve se shpërblimi i atij që nuk e meriton është gjë jo e mirë, ka mospërputhje me atë (që ata e pranojnë vetë) se do të ketë Shefat për banorët e Xhenetit që t'u rritet grada, kur këtë gjë nuk e meritojnë.
4- Fjala e tyre se njeriu i përgjegjshëm për veprimet e tij hyn në Xhenet me punën (veprën) e tij, nuk është fjalë e drejtë, për shkak të asaj që transmetohet te Buhariu dhe Muslimi nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë: "*Synoni veproni drejt (bindjen ndaj Allahut) dhe përgëzoni, se askush nuk do të hyjë në Xhenet me punët e tij", (sahabët) thanë: As edhe ti o Dërguari i Allahut ﷺ ? Ai tha: "As unë, vetëm nëse më përfshin (mbulon) Allahu me mëshirën e Tij*"[233]. Ibn Tejmije thotë: "Ky hadith hedh poshtë atë çka mund të imagjinojë mendja se shpërblimi nga Allahu është në formën e kompensimit dhe pagesës, sikurse ndodh ndërmjet njerëzve në dynja"[234]. Ndërsa argumentimi i Mu'tezilitëve me fjalën e Allahut "*ky është Xheneti, të cilin ju e keni trashëguar për atë që keni punuar.*"(El-A'raf: 43), nuk ka dyshim se puna e mirë është shkak për hyrjen në Xhenet, por vetëm se Allahu i Lartësuar është Krijuesi i shkaqeve dhe pasojave, kështu që kthehet e gjitha te mirësia dhe mëshira e Tij.[235]

## Paqartësia e katërt

Ata thonë: "Nuk ka kundërshtim në umetin Islam në lejimin e lutjes: O Zoti ynë, na bëj prej atyre që e meritojnë Shefatin. Nëse Shefati do të

233 Sahih Buhari, kreu i Rikak, nënkreu i vazhdimësisë së punës; Sahih Muslimi 4/1271, kreu i cilësive të hipokritëve, nënkreu: "Askush nuk do të hyjë në Xhenet me punën e tij, por me mëshirën e Allahut".
234 "Xhamiu er-Resail" 1/147.
235 "Xhamiu er-Resail" 1/145, 152; "Hadij el-Er'uah" i ibn Kaimit f. 61; "Sherh Akide Tahauije" 2/642, 643.

ishte edhe për ata që bëjnë gabime (gjynahe, sikurse thotë Ehli Suneti), atëherë kjo do të ishte lutje që Zoti të na bënte prej gabuesve, gjë që është e papranueshme."[236]

Përgjigjja ndaj kësaj paqartësie

Imam Kurtubiu përgjigjet: "Çdo musliman dëshiron dhe kërkon nga Allahu Shefatin e të Dërguarit të Tij, nga besimi i tij se ai nuk u shpëton dot gabimeve dhe nuk ka kryer gjithçka që Allahu ia ka bërë detyrë. Çdokush është i ndërgjegjshëm për mangësitë e vetes, për këtë arsye ai i frikësohet dënimit dhe shpreson shpëtimin."[237]

Kështu plotësuam paraqitjen e paqartësive që kanë ata, të cilët mohojnë Shefatin për muslimanët që kanë bërë gjynahe të mëdha, duke iu përgjigjur secilës paqartësi. Allahut i takojnë falënderimet.

**Nënkreu i dytë: Adhuruesit e varreve.**

1- Drejtimi i tyre në çështjen e Shefatit
Folëm më lart se ka nga ata që mohojnë Shefatin, i cili vërtetohet me Kur'an dhe Sunet, veçanërisht atë lloj Shefati që lidhet me ata që kanë bërë gjynahe të mëdha, por ka nga ata që e aprovojnë Shefatin, vetëm se jo në formën e duhur dhe të lejuar. Në shumicën e rasteve, këtë drejtim e ndjekin ata që njihen ndryshe si adhuruesit e varreve, të cilët janë lidhur shumë me varret dhe të vdekurit, dhe i madhërojnë ata. Po kështu edhe të tjerë prej bidatçinjve[238], ku me këtë formë përputhen me idhujtarët dhe kristianët, Shefatin e të cilëve Allahu ua ka mohuar në Kur'an.
Ibn Tejmije rreth ndarjes së njerëzve në çështjen e Shefatit, thotë: "Kjo është një çështje, për të cilën njerëzit janë ndarë në tri grupe: Dy të skajshëm dhe një në mes. Te njëri prej skajeve janë idhujtarët dhe ata që përputhen me ta, siç janë disa nga kristianët, pastaj dhe të tjerë prej bidatçinjve të këtij umeti (islam) që besojnë në atë lloj të Shefatit, të cilin Allahu e ka refuzuar në Kur'an ... etj."[239]
Allahu na ka njoftuar në Kur'an për idhujtarët, të cilët pretenduan se idhujt

236 "Sherh el-Usul el-Hamse" f. 692.
237 Tefsiri i Kurtubiut 1/380.
238 Shiko p.sh. librin: "Sheuahid el-Hak fi istigatheti bi sejjid el-Hak" e Jusuf Nebhauit.
239 "Iktida' Sirat Mustekim" 2/821.

dhe statujat e tyre ndërmjetësonin tek Allahu duke thënë: *"Ne i adhurojmë ata vetëm që të mund të na afrojnë tek Allahu."* (Ez-Zumer: 3), *"Këta janë ndërmjetësuesit tanë tek Allahu."* (Junus: 18).
Folëm më lart se Shefati i vërtetë në Ahiret ka kushte, ku kryesorja e tyre ishte leja e Allahut për ndërmjetësuesin që të ndërmjetësojë, si dhe kënaqësia e Allahut ndaj atij për të cilin bëhet Shefati. Allahu nuk është i kënaqur veçse prej besimtarëve njësues, pra çështja është e gjitha në dorën e Tij. Vetëm se adhuruesit e varreve e të tjerë të ngjashëm me ta e kanë kundërshtuar këtë dhe besojnë në Shefatin e "evliave" të tyre të vdekur, duke ia kërkuar Shefatin, sikurse idhujtarët prej idhujve të tyre dhe kristianët nga murgjërit dhe dijetarët e tyre.

2- Paqartësia e tyre

Ata besojnë se kur kërkojnë nga "evliatë" dhe idhujt e tyre që të ndërmjetësojnë për ta tek Allahu, sipas tyre idhujt patjetër bëjnë Shefat për ta, duke e krahasuar këtë me ndërmjetësimet që bëjnë njerëzit ndërmjet njëri-tjetrit në dynja.
Ibn Tejmije thotë: "Idhujtarët i merrnin engjëjt, të Dërguarit dhe njerëzit e devotshëm si ndërmjetësues, u ngrinin statuja dhe kërkonin ndërmjetësim prej tyre duke thënë: Këta janë të afërmit e Allahut, ne afrohemi tek Ai me lutjen dhe adhurimin kushtuar atyre që të ndërmjetësojnë për ne, sikurse afrohesh te Mbreti duke përdorur të afërmit dhe bashkëpunëtorët e tij. Duke qenë më afër tij se kushdo tjetër, ata ndërmjetësojnë te mbreti pa qenë nevoja t'i kërkojnë leje dhe për gjëra të cilat ai nuk i ka zgjedhur vetë, kështu pritet përgjigjja e tij me shpresë dhe frikë.[240]

Përgjigjja ndaj kësaj paqartësie

1- Shefati tek Allahu nuk është si te njerëzit, ku i kemi përmendur në fillim dallimet ndërmjet tyre dhe kemi thënë që dallimi më i madh është se Shefati te njerëzit mund të bëhet pa lejen e atij që ka çështjen në dorë, ose edhe nëse nuk është i kënaqur nga ai për të cilin bëhet ndërmjetësimi. Përkundër Shefatit tek Allahu, i cili nuk bëhet dot veçse pasi të japë leje Ai për ndërmjetësuesin dhe pasi të jetë i kënaqur ndaj atij për të cilin bëhet ndërmjetësimi. Pra Shefati tek Allahu nuk është çështje që

240 Fetaua 1/150; Shiko "Tejsir el-Aziz el-Hamid", koment i librit të Teuhidit i Sulejman ibn Abdullah ibn Muhamed ibn AbdulUehab.

domosdoshmërisht do të ndodhë, por është e lidhur me kushte, të cilat idhujtarët nuk i kanë plotësuar.

2- Allahu i Madhëruar e ka mohuar dhe refuzuar Shefatin e shirkut (duke i bërë Atij shok në adhurim), me të cilin janë të lidhur idhujtarët. Këtë Shefat, Allahu e ka refuzuar në shumë ajete Kur'anore si p.sh.: "*Këshillojua (Kur'anin) atyre që kanë frikë se do të mblidhen para Zotit të tyre, kur nuk do të ketë as mbrojtës, as ndërmjetësues për ta përveç Atij (Allahut), me qëllim që të kenë frikë Allahun dhe të plotësojnë detyrat ndaj Tij.*" (El-En'am: 51)

*"A kanë marrë të tjerë si ndërmjetësues në vend të Allahut? Thuaju: "Edhe sikur ata të mos kenë fuqi mbi asgjë dhe të mos mendojnë?" Thuaju: "Allahut i takon gjithë ndërmjetësimi."* (Zumer: 43-44)

*"Thuaju (*o Muhamed, këtyre politeistëve, paganëve*): "Thirrini ata që ju i pohoni (të jenë zota) në vend të Allahut (Një), ata nuk zotërojnë as sa pesha e një grimce, qoftë në qiej, qoftë në tokë, as nuk kanë aspak pjesë në ndonjërin prej tyre (në qiej ose në tokë) dhe as nuk ka ndonjë mbrojtës tek Ai nga mesi i tyre. Ndërmjetësimi tek Allahu nuk sjell dobi përveç se për atë të cilin Ai lejon.*" (Es-Sebe': 22-23)

*"Dhe në të vërtetë ju erdhët te Ne vetëm (pa pasuri, pa shokë, pa ndonjë gjë tjetër), ashtu siç ju krijuam Ne për herë të parë. Ju i latë pas gjithçka që ne ju kishim dhuruar. Ne nuk po i shohim me ju ndërmjetësuesit tua,j të cilët i pohonit si shokë përkrah Allahut. Tani të gjitha lidhjet tuaja me ta janë prerë dhe gjithçka që ju e quanit tuajën gjithnjë, tani është shuar prej jush (dhe ju ka braktisur).*" (El-En'am: 94).

*"E kush është ai që mund të ndërhyjë tek Ai përveç se me lejen e Tij*?" (El- Bekare: 255). Ibn Tejmije, pasi përmend këto ajete, thotë: "Ky është Shefati, të cilin idhujtarët e kanë pohuar për engjëjt, profetët dhe njerëzit e devotshëm, derisa i bënë statuja dhe thoshin: Kërkimi i Shefatit prej statujave të tyre është njëlloj si ta kërkosh Shefatin prej vetë atyre. Gjithashtu vizitonin varret e tyre dhe thoshin: Ne kërkojmë prej tyre pasi janë të vdekur, që të ndërmjetësojnë për ne tek Allahu. Kështu u bënë atyre statuja dhe i adhuronin. Këtë Shefat, Allahu dhe i Dërguari i tij e kanë mohuar dhe i kanë nxjerrë idhujtarët nga rrethi i besimtarëve."[241]

Gjithashtu Ibn Tejmije, duke komentuar fjalën e Allahut, thotë: "*Thuaju (o Muhamed): "Thërrisni ata përveç Tij (Allahut), të cilët ju a merr mendja (për zota, si melekët, pejgamerët, kushdo qofshin, Isai, Uzejri, idhujt etj.). Ata nuk kanë fuqi për ta larguar të keqen prej jush, as edhe për ta kaluar prej jush te ndokush tjetër."* (El-Isra': 56).

241 Fetaua 1/151.

Ibn Tejmije thotë: "Çdokush që lut një të vdekur, apo një që nuk ndodhet i pranishëm prej profetëve dhe njerëzve të devotshëm, pavarësisht nëse e bën këtë me shprehjet e kërkimit të ndihmës apo me të tjera shprehje, atë vetëm se e ka përfshirë ky ajet."[242]

3- Ajo që idhujtarët pretendojnë në arritjen e ndërmjetësimit të idhujve të tyre tek Allahu, nuk ka argument, madje është në kundërshtim me fenë dhe logjikën. Sido që të jetë, ndërmjetësuesit e tyre që ata pretendojnë, ose janë idhuj dhe statuja nga të cilët nuk vjen as dobi e as dëm, siç thotë Allahu: "*E ata (mosbesimtarët prapëseprapë) adhurojnë në vend të Allahut atë që as nuk mund t'u sjellë dobi, as nuk i dëmton*" (Furkan: 55), ose janë ndërmjetësues prej të vdekurve, ku nuk ka dyshim se lutja e të vdekurve nuk lejohet, por lejohet vizita e varreve, e cila përmban lutjen e Allahut për ata të vdekur (nëse kanë qenë muslimanë) dhe jo lutjen prej vetë atyre. Mundet që këta ndërmjetësues të jenë prej të gjallëve që jetojnë, por nga ata që Allahu nuk e pranon Shefatin e tyre e as e lejon për ta.

242 Fetaua 15/226.

**MBYLLJA**

Përfundimet më të rëndësishme që arritëm në këtë libër, janë si vijon:

1- Origjina e fjalës “Shefat” tregon për çiftëzimin e dy gjërave dhe shoqërimin e tyre. Shefati si fjalë ka rrjedhur nga fjala “Shef’a”, e cila është e kundërta e fjalës “Uitr” (që do të thotë “Tek”).
2- Përkufizimi i përgjithshëm i Shefatit është: “Ndërmjetësimi për dikë tjetër, me qëllimin për t’i sjellë dobi ose për t’i larguar një të keqe”.
3- Shefati në çështjet e dynjasë është dy llojesh: A- I pëlqyeshëm apo i lavdërueshëm. B- I ndaluar.
4- Vërtetësia e Shefatit me llojet e tij në Ditën e Gjykimit argumentohet me Kur’an, Sunet dhe me unanimitetin e të parëve tanë të mirë (me Ixhma).
5- Shefati që bëhet Ditën e Gjykimit ndahet në lloje sipas ndërmjetësuesve dhe të ndërmjetësuarve.
6- Llojet e Shefatit që bën i Dërguari i Allahut ﷺ janë të shumta, prej tyre ka që janë të veçanta për të, si p.sh., Shefati i Madh dhe Shefati për hapjen e derës së Xhenetit për banorët e tij, si dhe ka lloje të Shefatit që janë të përgjithshme për të (të Dërguarin e Allahut ﷺ ) e për të tjerë përveç tij, si p.sh., Shefati për ata muslimanë që kanë bërë gjynahe të mëdha.
7- Allahu i jep leje për të bërë Shefat në Ditën e Gjykimit tjetërkujt përveç të Dërguarit të Tij, si engjëjve, profetëve, besimtarëve dhe fëmijëve të tyre, dëshmorëve, sikurse agjërimi dhe Kur’ani që ndërmjetësojnë në Ditën e Gjykimit.
8- Shefati në Ditën e Gjykimit nuk bëhet veçse pasi të plotësohen disa kushte, të cilat janë:
a) Leja e Allahut për ndërmjetësuesin që të ndërmjetësojë.
b) Kënaqësia e Allahut ndaj atij për të cilin bëhet ndërmjetësimi.
c) Allahu nuk është i kënaqur prej askujt përveç se prej njësuesve të Tij.
9- Shefati tek Allahu nuk është si ai te njerëzit për shumë arsye.
10- Feja jonë e nxit besimtarin të kryejë disa shkaqe të cilat me lejen e Allahut e bëjnë që të meritojë Shefatin, ku prej tyre përmendim: Teuhidi, sinqeriteti në adhurimin e Allahut, leximi i Kur’anit, Agjërimi, lutja e caktuar pas ezanit, të banuarit në Medine dhe durimi ndaj vështirësive të saj dhe vdekja në të, salavatet (lutjet) për të Dërguarin e Allahut ﷺ, namazi i xhenazes, kur falet nga një xhemat i caktuar muslimanësh e më tepër, si dhe sexhdet e shumta.
11- Vizita e varrit të të Dërguarit tonë Muhamedit ﷺ, edhe nëse është e

lejuar pa qenë ky qëllimi i udhëtimit, ajo prapë nuk është nga shkaqet që bëjnë të meritohet Shefati. Ndërsa çka i kushtohet të Dërguarit të Allahut ﷺ prej haditheve në këtë çështje, dijetarët i kanë konsideruar si jo të vërteta.

12- Kërkimi i Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ në kohën kur ishte gjallë, ka qenë i lejuar dhe ka ndodhur në realitet, pavarësisht se lidhej me Shefatin në çështjet e dynjasë apo të botës tjetër, po kështu njerëzit do ta kërkojnë Shefatin nga i Dërguari i Allahut ﷺ në Ditën e Gjykimit.

13- Kërkimi i Shefatit nga i Dërguari i Allahut ﷺ pas vdekjes së tij, nuk lejohet. Po kështu edhe nga tjetër kush përveç tij si profetët dhe besimtarët e devotshëm, as te varri i tyre e as larg tyre, po kështu nuk lejohet të kërkohet as nga engjëjt, për arsye të mospërgjigjes së tyre.

14- Hauarixhët dhe Mu'tezilitët e kanë mohuar Shefatin për ata muslimanë që kanë bërë gjynahe të mëdha, duke pasur në këtë çështje një numër paqartësish në argumentet fetare dhe logjike, të cilat i diskutuam dhe i kthyem përgjigje me hollësi.

15- Adhuruesit e varreve e të tjerë si ata që madhërojnë të vdekurit, e kanë pohuar Shefatin për "Evliatë" e tyre të vdekur, dhe se ata e kërkojnë atë prej tyre në dynja, siç e kanë kërkuar idhujtarët nga idhujt e tyre, kristianët nga murgjërit dhe dijetarët e tyre të vdekur, duke e krahasuar këtë Shefat me ndërmjetësimet që bëhen në dynja ndërmjet njerëzve, gjë që e diskutuam dhe i kthyem përgjigje (për moslejimin e tij).

Së fundmi, u bë i qartë drejtimi i Ehli Sunetit në çështjen e Shefatit, si dhe drejtimet e atyre që kanë kundërshtuar, ku Ehli Suneti ishte më i argumentuari dhe më kërkuesi i së vërtetës sesa të tjerët, pra ata janë të mesëm ndërmjet ekstremeve.

E lusim Allahun të na falë gabimet dhe falënderimet i takojnë vetëm Atij. Lavdrimet, Paqja, shpëtimi dhe mbrojtja e Tij qofshin mbi të Dërguarin tonë Muhamedin, familjen e tij, shokët dhe ndjekësit e tij me mirësi, deri në Ditën e Kijametit.